# DITURIA ISLAME

NUMËR 304 | VITI 29 | JANAR 2016 | XHUMADEL-ULA 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## ISLAMI NË EUROPË ËSHTË PO AQ I HERSHËM SA ËSHTË EDHE KRISHTERIMI

www.bislame.net

# *Letër drejtuar Herakli Cezarit*

***Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

*Prej Muhamedit, që është rob i Allahut dhe i Dërguar i Tij, drejtuar Herakli Cezarit.*

*Paqja qoftë mbi atë që pason rrugën e drejtë. Unë ju ftoj të pranoni Islamin. Nëse dëshironi siguri, pranoni Islamin! Nëse pranoni Islamin, Allahu do t'u shpërblejë juve dyfish, nëse refuzoni të veproni kështu, përgjegjësia për gabimet e të gjithë atyre që janë nën sundimin tënd do të jetë juaja.*

*O pasues të Librit! Lini mënjanë të gjitha mosmarrëveshjet dhe polemikat dhe pajtohuni në një çështje, e cila është e njëjtë dhe e pakundërshtueshme për të dy palët dhe që na përket edhe neve edhe juve dhe kjo është se nuk duhet të adhurojmë askënd tjetër përveç Allahut dhe as të nderojmë ndokënd tjetër përveç Tij, si Mbështetësin Tonë.*

*Nëse ju e mohoni këtë, duhet ta dini që, në çdo rrethanë, ne besojmë në Një të Vetmin Allah.*

***Pejgamberi i Allahut***
***Muhammed***

## PËRMBAJTJA


4 Editoriali
5 Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" (7)
9 Vepra çmohet sipas qëllimit (3)
12 Leximi i Istiadhes dhe Besmeles të bëhet pa zë!
16 Themelet e personalitetit mysliman (7)
20 "Islami në Europë është po aq i hershëm sa është edhe Krishterimi"
22 Një jetë kushtuar shqipes
25 Llojet e moralit
27 Recension për librin "Të tjerët për Islamin"
29 Çfarë i premtoi pejgamberi Muhamed (a.s) botës?
31 Fara e zezë - ilaç mrekullibërës për të gjitha sëmundjet
34 Higjiena personale te të rriturit dhe fëmijët
37 Ndikimi islam në letërsinë shqipe
40 Konceptet: Përgënjeshtrim, mosbesim, shirk, dezertim nga feja dhe hipokrizia
43 Në Meksikë Islami është në rritje
45 Edukimi i fëmijëve në Islam
47 Ndikimi i agesivitetit te fëmijët
50 Nocioni i konfliktit
52 Aktivitete
60 Info
62 Fjalëtërthore




### Ajni Sinani

*Ajni Hakip Sinani u lind më 13.11.1962, në Zaplluxhe të Prizren-it. Në vitin 1998 ka mbaruar studimet në Universitetin Islam "Al Azhar" të Kajros, në Fakultetin e Studimeve Islame dhe Arabe", në Egjipt. Ka magjistruar në Fakultetin e Drejtësisë të Universitetit të Prishtinës, për Të drejtën dhe Marrëdhëniet Ndërkombëtare, më 27 mars 2009, me temën "Çështja palestineze pas Luftës së Dytë Botërore (1948-2008)". Ka punuar për shtatë vjet në Shqipëri, dhe ka ligjëruar të Drejtën Islame (Fikh) dhe Gjuhën arabe në medresenë "Haxhi Sheh Shamia" të Shkodrës.*

*Disa vite ka punuar si përkthyes i gjuhës arabe në fondacionin "Islamic Relief" në Tiranë. Pas luftës së vitit 1998/99 ka punuar si përkthyes i gjuhës arabe në fondacionin "Munazzamat al Dawa al Islamiyeh" në Prishtinë. Ka drejtuar më shumë se 100 emisione të titulluara "Karvani" në televizionin "Besa" të Prizrenit, si dhe ka qenë redaktor i gazetës "Besa", po ashtu nga Prizreni, si dhe bashkëpunëtor i revistës "Paqja" në Prishtinë.*

*Aktualisht ligjëron në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, dhe ushtron detyrën e imamit në Prizren. Më 31 tetor 2013 është zgjedhur kryetar i Kuvendit të BI të Kosovës. Është autor i tre librave në gjuhën shqipe. Ka përkthyer disa libra në gjuhën shqipe, si dhe është autor i shumë shkrimeve në gazeta vendore dhe të huaja. Gjithashtu ka recensuar mbi 30 libra ndërsa në vitin 1994, në Kajro, ka mbikëqyrur ribotimin e përkthimit të Kuranit të shenjtë në gjuhën shqipe dhe boshnjake, nga shoqata "Islamic Relief". Gjithashtu ka marrë pjesë në shumë konferenca e simpoziume të ndryshme në Kosovë, Shqipëri, Turqi, Egjipt, Arabi Saudite, Austri etj.*

*Së fundmi është përzgjedhur kryeredaktor i revistës fetare, shkencore e kulturore "Dituria Islame".*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Mr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.net / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

*"... dhe ata që pos Allahut nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar..."*
*(El Furkan, 68)*

# Shenjtëria e jetës në Islam

Të gjitha dispozitat e Islamit kanë për qëllim mbrojtjen e vlerave të domosdoshme, siç janë: jeta, besimi, intelekti, pasardhësit, nderi dhe prona. Vlera e jetës është në krye të vlerave të mbrojtura me sheriat dhe dispozitat islame duhet të interpretohen vetëm në këtë frymë.

Çdo shpjegim apo veprim që mund të rrezikojë apo të shkatërrojë vlerat e lartpërmendura do të thotë shkarje dhe devijim nga rruga e drejtë islame. Allahu i Madhërishëm është Krijuesi i jetës dhe i vdekjes, dhe vetëm Ai ka të drejtë të marrë jetën e dikujt.

Prandaj, në Islam është e ndaluar rreptësisht që jeta e një njeriu të merret në mënyrë të paligjshme. Kjo tregohet në shumë ajete kuranore dhe thënie të Pejgamberit a.s., që janë mjaft të qarta e kategorike në kuptimin dhe domethënien e tyre.

Për rëndësinë dhe vlerën e jetës njerëzore na tregon ajeti kuranor sipas të cilit vrasja e paligjshme e një personi është e barasvlershme me vrasjen e të gjithë njerëzve: "… kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve …" (El Maide, 32)

Një mesazh i fuqishëm rreth shenjtërisë së jetës gjendet në fjalët e Habilit, që refuzon të zgjasë dorën e tij ndaj vëllait të tij, Kabilit, madje edhe atëherë kur i vëllai kishte shprehur qëllimin për ta vrarë: "Nëse ti ngre dorë të më vrasësh mua, unë nuk do ta ngre dorën të të vras, sepse, në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve." (El Maide, 28)

Është kështu sepse vrasja e tjetrit është ndër mëkatet më të mëdha: "… dhe ata që pos Allahut nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar …" (El Furkan, 68). Në këtë ajet vrasja e pafajshme e tjetrit është përmendur me mëkatin më të madh, të adhuruarit e ndonjë zoti dhe të bërit shok Allahut.

Në Hytben e Lamtumirës Muhamedi a.s., duke folur për shenjtërinë e jetës, në Arafat, tha: "Me të vërtetë gjaku juaj, pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë, në këtë muaj dhe në këtë vend. Ruajeni, respektojeni dhe nderojeni vlerën e personalitetit njerëzor. Njeriu është vepër madhështore e Allahut dhe vaj për atë kush e përçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së Allahut."

I Dërguari i Allahut, thotë: "Nuk është prej nesh ai që drejton armën kundër nesh" (Buhariu dhe Muslimi). Pejgamberi a.s. tërheq vërejtjen duke thënë: "Ruajuni nga shtatë mëkatet shkatërruese." Kur ishte pyetur se cilat ishin ato, ai kishte thënë: "Të bërit shok Allahut (shirk), magjia, vrasja e paligjshme ...". (Buhariu dhe Muslimi). "Besimtari është në gjerësinë e besimit derisa duart e tij nuk i gjakos me gjak të njerëzve të vrarë pafajshëm." (Hadith).

Prandaj, thirrjet dhe pretendimet e individëve dhe grupeve në slogane islame gjatë krimeve të tyre janë rreptësisht të ndaluara, plotësisht jobindëse dhe madje blasfemuese. Është e padrejtë dhe e neveritshme që kriminelë dhe vrasës që vrasin me gjakftohtësi të përshkruhen si "radikalë islamikë", "xhihadistë" etj.

Ata po njollosin historinë dhe qytetërimin islam. Terroristët marrin jetë të pafajshme. Ata jo vetëm që po vrasin mijëra njerëz të pafajshëm, gra dhe fëmijë, por janë duke shkatërruar trashëgiminë e përbashkët kulturore njerëzore.

Kjo çmenduri e tyre mbjell farën e mosbesimit dhe intolerancës në mes njerëzve të kulturave të ndryshme, duke kërcënuar përparimin dhe të jetuarit në paqe. Si për ironi, ata, për të justifikuar marrëzitë dhe veprimet e tyre kriminale, thirren në Islam. Veprimet e këtyre terroristëve nuk kanë asgjë të përbashkët me fenë islame, Kuranin fisnik, Pejgamberin e mëshirës dhe umetin e rrugës së mesme.

*Mr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" - (7)

## Shkatërrimi i popullit të Lutit a.s.

قَالَ فَمَا خَطْبُكُمْ أَيُّهَا الْمُرْسَلُونَ ﴿١٣﴾ قَالُوا إِنَّا أُرْسِلْنَا إِلَىٰ قَوْمٍ
مُّجْرِمِينَ ﴿٢٣﴾ لِنُرْسِلَ عَلَيْهِمْ حِجَارَةً مِّن طِينٍ ﴿٣٣﴾ مُّسَوَّمَةً عِندَ
رَبِّكَ لِلْمُسْرِفِينَ ﴿٤٣﴾ فَأَخْرَجْنَا مَن كَانَ فِيهَا مِنَ الْمُؤْمِنِينَ ﴿٥٣﴾
فَمَا وَجَدْنَا فِيهَا غَيْرَ بَيْتٍ مِّنَ الْمُسْلِمِينَ ﴿٦٣﴾ وَتَرَكْنَا فِيهَا آيَةً
لِّلَّذِينَ يَخَافُونَ الْعَذَابَ الْأَلِيمَ ﴿٧٣﴾

*"Ai i pyeti: Cili është qëllimi juaj, o të dërguar? Ata thanë: "Ne jemi dërguar te një popull keqbërës, për të hedhur mbi ta gurë prej balte të pjekur, të shënuar te Zoti yt, për ata që e kalojnë kufirin (në të këqija)." Ne i nxorëm të gjithë besimtarët që ishin në atë qytet, ndonëse aty gjetëm vetëm një shtëpi myslimane, dhe në të lamë shenjë për ata që i frikësohen dënimit të dhembshëm." – (Edh Dharijat, 31-37)*

***

*31. "Ai i pyeti: Cili është qëllimi juaj, o të dërguar?"*

Pasi u ngrit nga sexhdeja e falënderimit për Zotin e kësaj ekzistence, I Cili e përgëzoi me lindjen edhe të një djali tjetër, të dijshëm e të afërt tek Ai, zemra e Ibrahimit a.s. u qetësua. Ai, pa një pa dy, me shumë mirësjellje, i pyeti engjëjt e Zotit për qëllimin e vizitës së tyre te populli i Lutit a.s.

Ibrahimi a.s. e dinte mirë se ç'do të thoshte dërgimi i engjëjve tek ata. Allahu xh.sh. thotë: "Ne i dërgojmë engjëjt vetëm me të vërtetën (me dënim të premtuar), dhe atëherë (të dënuarve) nuk u jepet afat për të pritur." (El Hixhr, 8). Kjo do të thoshte se popullin e Lutit a.s. shumë shpejtë do ta godiste një ndëshkim i tmerrshëm, ndërsa natyra e mëshirshme dhe e dhimbshme e Ibrahimit a.s. nuk po gjente dot qetësi, prandaj kishte filluar të dialogonte me engjëjt, që atyre t'u jepej edhe pak afat, me shpresë se ai popull, megjithatë, do të pendoheshin e do të udhëzoheshin ...[1]

*32. "Ata thanë: "Ne jemi dërguar te një popull keqbërës..."*

Pas pyetjes së Ibrahimit a.s. engjëjt iu përgjigjën se ishin dërguar për ndëshkimin e një populli mizor. Mirëpo ia bënë me dije se nuk kishte asnjë mundësi për ndryshimin e vullnetit të Allahut, sepse mizoria dhe e keqja e atij populli tashmë kishte kaluar çdo kufi. Kjo nënkuptonte se çështja e tyre tashmë kishte marrë fund, meqë edhe përcaktimi i Krijuesit Fuqiplotë, kishte marrë formën e prerë, andaj zbatimi i urdhrit për shkatërrimin e popullit të Lutit a.s. duhej çuar në vend.[2]

Ashtu siç na mëson Kurani famëlartë, populli i Lutit a.s. ishte i pari në historinë e njerëzimit që filloi të





praktikonte haptazi një nga veset dhe veprimet më të shëmtuara, i cili është në kundërshtim me vetë natyrën e pastër të njeriut e me të cilën na ka krijuar i Madhi Zot - homoseksualizmin. Kjo mizori dhe padrejtësi e tyre ndaj vetvetes, si dhe refuzimi i të vërtetës në të cilën i thërriste Luti a.s., i kishte çrregulluar parametrat e ekuilibrit mendor e shpirtëror të tyre, kështu që burrat ishin bërë shënjestra të dëshiruara në vend të grave, pra për kryerjen e marrëdhënieve intime. Madje, pastërtia dhe dëlirësia në atë mes të prishur moralisht, konsideroheshin krime. Ata me ngulm refuzonin shërimin të cilin ua ofronte Luti a.s. nëpërmjet këshillave hyjnore, e madje edhe i rezistonin atij.

Allahu xh.sh. na flet se në çfarë vuajtjesh shpirtërore gjendej Luti a.s. teksa i ftonte ata mizorë në besimin e vërtetë dhe i qortonte ashpër për ligësinë e homoseksualitetit që e praktikonin haptazi:

"(Përkujto) Lutin kur ai popullit të vet i tha: A bëni atë punë të shëmtuar që edhe vetë ju e kuptoni (se është e keqe)?". A vërtet ju nga epshi kontaktoni me meshkujt, i braktisni gratë tuaja? Ju jeni popull injorant (xhahil)." (En Neml, 54-55)

*33. "... për të hedhur mbi ta gurë prej balte të pjekur..."*

*34. "... të shënuar te Zoti yt, për ata që e kalojnë kufirin (në të këqija)."*

Pasi ia shpjeguan gjerë e gjatë çështjen e atij populli mizor, engjëjt ia dëftuan Ibrahimit a.s. edhe mënyrën e ndëshkimit të tyre. Ia bënë të ditur se misioni i tyre ishte që mbi ta të hidhnin gurë të zjarrtë, të ardhur nga thellësia e Skëterrës. Këta ishin gurë nga argjila e fortë, e flakëruar në zjarr, të cilët binin pandërprerë, njëri pas tjetrit, të shënuar te Zoti i botëve me emrat e të gjithë atyre që tashmë i kishin kaluar kufijtë në mëkate.

Përgjatë historisë kemi edhe një rast të ngjashëm, kur Allahu ndëshkoi Ebrehenë me ushtarët e tij, pasi që ata ia kishin mësyrë Mekës, me qëllim të rrënimit të Qabesë, pak muaj para lindjes së Muhamedit a.s. Historia e ndëshkimit po përsëritej sikur me rastin e popullit të Lutit a.s. Po përsëritej me qëllim që idhujtarët mekas të ndërgjegjësohen e të marrin mësim, se ai Zot që e mori në mbrojtje shtëpinë e shenjtë-Qabenë, duke e shkatërruar ushtrinë e Ebrehesë me gurë të zjarrtë që binin nga qielli e të cilët në këtë rast i bartnin tufat e mëdha të zogjve, është po i njëjti Zot që e dërgoi Muhamedin a.s. si të Dërguar të fundit, që njerëzimin mbarë ta përudhte në dritën e të vërtetës...

*35. "Ne i nxorëm të gjithë besimtarët që ishin në atë qytet..." 36. "... ndonëse aty gjetëm vetëm një shtëpi myslimane ..."*

Para se të skadonte afati i paraparë për fillimin e shkatërrimit të tyre, engjëjt e urdhëruan Lutin a.s. që së bashku me familjen e tij të dilte nga ai vendbanim i mallkuar e moralprishur. Ai i mori bijat dhe bashkëshorten, por engjëjt e porositën që as ai e as vazjat e tij të mos e kthenin kokën mbrapa, për të shikuar ndëshkimin që do t'i godiste vendbanimet e Sodomës dhe Gomorës. Një këshillë të tillë nuk ia dhanë edhe për bashkëshorten e tij, sepse atë do ta godiste ndëshkimi i popullit të saj, meqë nuk ishte besimtare. Për këtë jep shenjë edhe ajeti i 81-të i sures"Hud": "(Engjë-

jt) Thanë: "O Lut, ne jemi të dërguarit e Zotit tënd, ata (populli yt) nuk kanë për t'u afruar te ti, e ti kah fundi i natës udhëto me familjen tënde dhe askush prej jush të mos vështrojë mbrapa (familja do të shpëtojë), pos gruas sate, ajo do të jetë e goditur me çka do të goditen edhe ata. Afati i tyre është mëngjesi, e a nuk është mëngjesi afër?!"

Engjëjt e njoftuan Lutin a.s. se ai dhe familja e tij gjatë udhëtimit do të dëgjonin zëra të frikshëm e të tmerrshëm, që do të dridhnin edhe kodrat. Për këtë arsye e urdhëruan që asnjëri prej tyre të mos e kthente kokën prapa (përveç gruas së tij), në mënyrë që të mos i godiste ajo që do t'i godiste popullin e tij ...

Komentatorët, gjatë komentimit të ajeteve 35-36 të kësaj sureje: "Ne i nxorëm të gjithë besimtarët që ishin në atë qytet, ndonëse aty gjetëm vetëm një shtëpi myslimane", kanë diskutuar e medituar gjatë, duke shtruar pyetjen: A thua ku qëndron urtësia e përmendjes së shprehjeve "besimtarë-mu'minin" dhe "muslimanë-muslimin", në këto dy ajete, meqë I Lartmadhërishmi thotë se i nxorëm nga aty të gjithë besimtarët, pra për t'i shpëtuar nga dënimi, ndonëse në atë vend gjetëm vetëm një shtëpi myslimane?! A thua janë këto dy sinonime me kuptim të njëjtë, apo në këtë ajet ka dallim në mes imanit dhe islamit?

Përgjigjet e dijetarëve rreth kësaj çështjeje dallojnë nga njëri te tjetri. Disa prej atyre që anojnë kah mendimet e shkollës së "mu'teziles"[3] kanë thënë se ka dallime nuancore në këto dy shprehje, duke sjellë si argument ajetin e 14 të sures "El Huxhurat": "Beduinët thanë: "Ne kemi besuar!" Thuaj: "Ju nuk keni besuar ende, por thoni: ne jemi dorëzuar, dhe besimi ende nuk po hyn në zemrat tuaja", si dhe hadithin kur Xhibrili e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut në praninë e sahabëve, pra se ç'është islami, ç'është imani dhe ç'është ihsani ...?

Ndërsa ne, teksa meditojmë më thellësisht rreth kuptimit të vërtetë të këtyre dy ajeteve, ku Allahu xh.sh. na bën me dije se i nxori nga aty të gjithë besimtarët, na bëhet e qartë se Ai i shpëtoi nga ndëshkimi të gjithë besimtarët e atij vendi, (që nënkupton Lutin a.s. së bashku me bijat e tij), kurse në pjesën vijuese të ajetit thuhet se Zoti në atë vend nuk gjeti përveçse një shtëpi myslimane, e ky nocion, përveç Lutit dhe bijave të tij, njëkohësisht përfshin edhe gruan e tij. Duke u nisur nga ky fakt, grupi i dijetarëve që i përmendëm më herët kanë thënë se jo domosdoshmërisht çdo musliman është edhe besimtar, sepse dikush edhe mund të shtiret si i tillë, e në realitet është jobesimtar, ndërkohë që çdo besimtar është edhe mysliman.

Gruaja e Lutit a.s. shtirej si myslimane, por në fakt nuk ishte besimtare e Njëshmërisë. Ajo e kishte fshehur kufrin e saj në zemër, ndërsa publikisht, para Lutit a.s., ishte shtirur si myslimane. Në lidhje me këtë tradhti të saj në besim na flet edhe ajeti i 10-të i sures "Et Tahrim": "Allahu ka dhënë si shembull, për ata që nuk besojnë, gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato ishin të martuara me dy nga robërt Tanë të ndershëm dhe i tradhtuan ata. Prandaj ata nuk mund t'i mbrojnë aspak nga Allahu (Ditën e Gjykimit), e atyre të dyjave do t'u thuhet: Hyni në zjarr me ata që po hyjnë!"

Tradhtia e dy grave të pejgamberëve të Allahut (Nuhut dhe Lutit a.s.) në këtë rast nuk nënkupton tradhtinë bashkëshortore ndaj të dërguarve të Allahut, por tradhtinë në besim, sepse thellë në zemrat e tyre e kishin mbajtur të fshehur kufrin, pa e shfaqur atë haptazi. Kështu që shtëpia e vetme myslimane në këtë rast, të cilën e përmend edhe ajeti i 36-të i kësaj sureje, është shtëpia e Lutit a.s., përfshirë këtu edhe bashkëshorten e tij, e cila deklarohej si myslimane por nuk ishte besimtare.

Në anën tjetër, Imam Maturidiu, imami i madh i mutekel-liminjve të Ehli Sunetit është i mendimit se nuk ka dallime në mes imanit dhe islamit. Ai madje thekson se është tendencioz dhe jo i saktë, argumentimi me ajetin e 14-të të sures El Huxhurat: "Beduinët thanë: "Ne kemi besuar!" Thuaj: "Ju nuk keni besuar ende, por thuani: ne jemi dorëzuar, sepse ende besimi nuk po hyn në zemrat tuaja", se ka dallime në mes nocioneve Iman dhe Islam, sepse sipas tij ky ajet, edhe pse flet në mënyrë të përgjithësuar, specifikisht ka për qëllim vetëm një grup të caktuar beduinësh dhe jo të gjithë... Ky ajet na argumenton se është më shumë si një tërheqje e vërejtjes ndaj mynafikëve, sepse Allahu xh.sh. kishte nxjerr në shesh hipokrizinë e tyre duke ia bërë me dije Resulullahit s.a.v.s. se ata nuk kishin besuar, por vetëm ishin nënshtruar ndaj besimtarëve (duke u deklaruar sipërfaqësisht si myslimanë), nga frika e forcës së myslimanëve.[4]

Si përfundim, mund të konstatojmë se Imani dhe Islami pa njëri-tjetrin nuk mund të qëndrojnë dhe nuk kanë kuptim të plotë, sepse vetëm duke i marrë si një, kompletohet feja e Allahut si fe e vetme e pranuar, e përsosur, e zgjedhur dhe e kompletuar,[5] siç thotë edhe Allahu i Madhëruar: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe." (El Maide, 3)

*37. "... dhe në të lamë shenjë për ata që i frikësohen dënimit të dhembshëm."*

Populli i Lutit a.s. u fshi përfundimisht nga faqja e



dheut. Asnjë njeri i popullit të tij nuk mbeti i gjallë, përveç Lutit a.s. dhe bijave të tij. Çdo gjë u përmbys dhe u fundos thellë nën tokë.

Me shkatërrimin e popullit të Lutit a.s. në Sodomë dhe Gomorë, ngjarje e cila është përjetësuar në shumë ajete kuranore, si fjala vjen në ajetet 81-82 të sures Hud: "Kur erdhi urdhri ynë, Ne përmbysëm të gjitha ato (fshatrat e tyre) duke kthyer çdo gjë nga lart poshtë, dhe mbi ta reshëm gurë të fortë pa ia nda. (Gurë) Të shënuar te Zoti yt. Ai (vend) nuk është larg zullumqarëve (idhujtarëve kurejshitë).", duke mbetur si një shenjë e përjetshme e ndëshkimit të kufrit dhe amoralitetit. Kështu u mbyll fleta e historisë së një populli të prishur. Populli i Lutit a.s. ishin të parët në rruzullin tokësor që kishin devijuar nga natyrshmëria e tyre njerëzore, duke u lëshuar në shfrenimet dhe orgjitë e tyre të mbrapshta homoseksuale.

Gjurmët e vendbanimeve të tyre mbetën të dukshme, në mënyrë që brezave të ardhshëm, po edhe mekasve, t'u bëhet me dije se ky do të jetë përfundimi tragjik i të gjithë atyre që shfaqin armiqësi të hapur kundër udhëzimit të Zotit. I Lartmadhërishmi në lidhje me këtë thotë: "E ju (mekas) me siguri kaloni atypari në mëngjes (ditën) e në mbrëmje (natën). Pra, a nuk mblidhni mend?" (Es Saffat, 137-138)

**Porosia e këtyre ajeteve: (31-37)**

- Shkatërrimi i popullit të Lutit a.s. erdhi si pasojë e devijimit të tyre nga natyrshmëria e pastër njerëzore, dhe mosbesimi tyre.

- I Lartmadhërishmi, nëpërmjet kësaj ngjarjeje dëshiron ta qetësojë zemrën e të Dërguarit të Tij se edhe kurejshët mund t'i godasë dënimi nga qielli, nëse vazhdojnë në kufrin dhe mizorinë e tyre.

- Allahu xh.sh. ua bën me dije të gjithëve se në vendbanimet e shkatërruara të popullit të Lutit a.s. kanë lënë shenja dhe gjurmë, që njerëzit e tjerë të marrin mësim e të mos përsërisin gabimet dhe mëkatet e tyre.[6]

- Allahu nuk e dënon një popull përderisa në mesin e tyre ka myslimanë dhe besimtarë të vërtetë, të cilët i luten Allahut dhe i përkushtohen Atij me adhurim të sinqertë. Kjo është mëshirë nga ana e Tij. - *Vijon-*

(1) Për më gjerësisht shih: Ibën Adil Ed-Dimeshkijj El Hanbelij, El-Lubabu fi Ulumi-l Kitab, Bejrut 1998, vëll. XVIII, f. 88-89. (2) Shih më gjerësisht: Dhulkarnejn Vardari, Historia e Profetëve, Staten Island-Neë York, 2015, f. 176-178. (3) Ibën Kethir, Tefsirul Kuranil Adhim, Giza-Egjipt, 2000, vëll. XVI, f. 219. (Redaktuar nga Mustafa Muhamed, Muhamed Reshad, Muhamed el Axhmavi, Ali Abdulbaki dhe Hasen Kutb). (4) Imam Maturidiu Te'vilatu ehli-s-Sunneti, Bejrut, 2004, vëll. IV, f. 549. (Me redakturë të Fatma Jusuf El Hajmi). (5) Kasim Gërguri Akaidi sipas Imam Maturidiut, Prishtinë, 2015, f. 84-85. (6) Dr. Me'mun Hammush Et-Tefsiru-l Me'munu ala menhexhi-t-tenzili ve-s-sahihi-l-mesnuni, Damask, 2007, vëll. VII, f. 441.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Vepra çmohet sipas qëllimit (3)

عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ إِنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ وَ مَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوِ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إِلَى مَا هَاجَرَ إِلَيْهِ.

*Transmetohet nga Omeri r.a., kalif i besimtarëve, se e kishte dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. të ketë thënë: "Vërtet veprat çmohen vetëm sipas qëllimeve, dhe çdonjërit i takon ajo që ka për qëllim. Andaj, kush shpërngulet për Allahun dhe për të Dërguarin e Tij, shpërngulja e tij (shpërblimi) është tek Allahu dhe tek i Dërguari i Tij. Por kush shpërngulet për qëllime të kësaj bote, ose për t`u martuar me ndonjë femër, shpërngulja e tij është ajo për çka është shpërngulur."*

### Emigrimi

Emigrim do të thotë shpërngulje nga vendi me pasiguri në një vend ku ruhen rendi dhe siguria. E këtillë ishte shpërngulja e myslimanëve në Habeshi (Etiopi), në një vend joislam ku mbizotëronte rendi dhe siguria e trupit, e pasurisë, e nderit, e fesë etj. Kjo shpërngulje u bë për shkak të keqtrajtimit që bënin kurejshët mbi myslimanët. Kështu ishte edhe emigrimi i të Dërguarit s.a.v.s. me besimtarët në fillim, kur Medina ende nuk ishte bërë shtet islam. I këtij lloji është edhe emigrimi i shumë myslimanëve në ditët tona, që për arsye feje shkojnë në vendet ku gjejnë stabilitet, siguri dhe liri.

Shpërngulja nga një vend pa fe, ose i krishterë, në një vend islam dhe stabil.

Kjo i përngjet shpërnguljes së myslimanëve te i Dërguari s.a.v.s. në Medinë. Kjo shpërngulje ishte për ta ndihmuar përhapjen e Islamit derisa u çlirua Meka. I Dërguari s.a.v.s. thotë: "Nuk ka emigrim pas çlirimit të Mekës, por ka luftë (xhihad) dhe shpërblim sipas qëllimeve."[10]

Ibën El Arebij thotë: "Shpërngulja në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. ka qenë detyrim dhe kështu do të mbetet deri në Ditën e Kiametit, ndërsa kuptimi i hadithit të Pejgamberit s.a.v.s.: *"La hixhrete beadel fet'h"* - "Nuk ka emigrim pas çlirimit të Mekës", është ky: Nuk pati emigrim te i Dërguari s.a.v.s. në kohën kur ai jetoi,[11] sepse atdheu i të Dërguarit s.a.v.s. ishte çliruar dhe stabilizuar pa kurrfarë torturimi e persekutimi. Ishte vendosur rendi dhe në të zbatohej ligji juridik islam. Ishte normalizuar jeta, e besimtarët e falnin namazin lirshëm, agjëronin dhe i plotësonin të gjitha kërkesat e tjera që ishin me karakter islam dhe manifestoheshin haptazi.

### Emigrimi nga mëkatet

Është emigrim i detyruar për çdo kohë dhe vend. I Dërguari s.a.v.s. thotë: "Mysliman është ai prej gjuhës dhe dorës së të cilit janë të shpëtuar myslimanët, kurse mërgimtar është ai që i ka braktisur ndalesat e Allahut xh.sh.[12]

Për mërgimin, braktisja, e gruas (hixhretuz-zevxheti) nëse ka bërë diçka në kundërshtim me normat fetare, si dhe e burrit, Allahu xh.sh. thotë: "Bojkotojini ato në shtrat".

Largimi i myslimanit nga myslimani (hixhretul muslimi ehahul muslimi) më shumë se tri ditë pa arsye është haram (i ndaluar), por nëse ka arsye sa i përket fesë, ose kur është fasik- mëkatar (nuk i zbaton normat fetare), ose nëse e ha pasurinë e huaj me mizori, lejohet edhe më shumë se tri ditë. Kjo është një formë diferencimi që i shërben si dënim, por është edhe metodë përmirësimi. Në emigrim bën pjesë edhe udhëtimi, e ai është dy llojesh:

Udhëtimi me karakter fetar, siç janë: haxhi, lufta e shenjtë, kërkimi i diturisë, vizita e tri xhamive të shenjta, vizita për forcim të marrëdhënieve vëllazërore, etj.

Udhëtimi që bëhet për nevoja të kësaj bote, siç janë tregtia, puna etj.

"Kush shpërngulet për Allahun dhe për të dërguarin e Tij, shpërblimi i (shpërnguljes) tij është tek Allahu dhe te i dërguari i Tij." (Hadith sahih)

Në thelb kushti dallohet nga shpërblimi dhe nga



ndëshkimi. P.sh.: kush angazhohet në mësim, do të kalojë. Nuk themi kush angazhohet është angazhuar. Në hadith edhe kushti edhe shpërblimi janë bashkuar dhe nuk ndryshojnë. Ndryshimi ndërmjet kushtit dhe shpërblimit është sipërfaqësor (me fjalë) dhe nuk mund të jetë thelbësor (me kuptim). Këtu, në hadith, anohet nga ndryshimi thelbësor (me kuptim), që është çështje e brendshme (e zemrës), ngase në shpërblim ana e brendshme është më e madhe. Me hadith është bërë e qartë se kush kishte emigruar për Allahun dhe për të ndihmuar të dërguarin e Tij, emigrimi i pranohej, ndërsa shpërblimi për të nuk ka të ndalur. Siç bëhet e qartë, në hadith përsëriten emri i Allahut xh.sh. dhe i të dërguarit të Tij (për shpërblim); nuk thuhet se emigrimi i tij është bërë për shkak dhe për qëllim të kësaj bote, por thuhet se emigrimi është bërë për Allahun xh.sh. dhe për të dërguarin e Tij. Shkaku i përsëritjes së emrit të Allahut xh.sh. dhe të të Dërguarit të Tij është se në këtë përmendje në emrat e tyre gufon një dëfrim shpirtëror dhe qetësohet zemra. Allahu xh.sh. thotë: "Vëni re, sapo përmendet Allahu, zemrat qetësohen." (Err-Rr'ad, 28)

Ndërsa emri i kësaj jete *"ed-Dunja"* nuk përsëritet në hadith për shkak të pavlefshmërisë së kësaj bote tek Allahu xh.sh. Në hadith thuhet:

"Sikur të vlente kjo botë edhe sa krahu i mushkonjës (sa mund të bartë krahu i saj), (Allahu) nuk do t`ia jepte pabesimtarit asnjë pikëz ujë."[13]

### Po kush shpërngulet për interes të kësaj bote?

Nëse emigrimi nuk është për Allahun, atëherë do të jetë për interes të kësaj bote. Por sa është mirë që kjo botë të jetë synim yni?! Vërtet njeriu, nëse vetëm pak logjikon, do ta vërejë se kjo botë nuk është asgjë në krahasim me botën e amshueshme. Sikur njeriu të jetonte njëqind vjet në kënaqësi, do të ishte njësoj ngase, prapëseprapë, fjala është për jetë të (për)kohshme (kalimtare). Por njeriu në jetën e amshueshme është i përjetshëm. A mund të krahasohen njëqind vjet me të përjetshmen? Kjo botë në krahasim me të përjetshmen është asgjë. Prandaj kjo botë edhe s'mund të jetë synim yni.

Vërtet kur njeriu emigron për qëllime të kësaj jete, ai nuk mund ta ketë këtë botë në tërësi por vetëm një pjesë të saj. Asnjëherë nuk mund të arrijë diçka të përjetshme, andaj a mund të jetë ky synimi ynë?!

### Arsyet e emërtimit të kësaj bote me emrin "dynja"

- Për shkak të afërsisë së saj me "ahiretin", dynjaja është para ahiretit dhe jeta pas kësaj bote është diçka krejt tjetër.
- Është afër harxhimit, harxhohet shpejt dhe nuk është e përjetshme për askënd.
- Është e përkohshme e me plot probleme, e për këtë arsye nuk meriton të jetë i vetmi synim yni.

Kjo nuk do të thotë se njeriu duhet ta braktisë këtë jetë përfundimisht, ngase Islami është sistem jete në të gjitha fushat, por qëllimi është që njeriu t`u japë përparësi urdhrave të Allahut kundrejt interesave jetësore, kur vijnë në kundërshtim mes vete. Njeriu nuk merr asgjë nga kjo jetë përveç atë që është e lejuar (hallall). Nuk punon veçse atë që është hallall. Kjo jetë është vetëm mjet synimi, ndërsa ahireti është synim final: për të duhet të punohet. Ky hadith ua tërheq vërejtjen të gjithëve që kjo botë të mos bëhet qëllimi i vetëm i veprave tona.

**"Ose për t`u martuar me ndonjë femër"**

Pejgamberi s.a.v.s. ua tërhoqi vërejtjen për këtë botë në mënyrë të përgjithshme, pastaj në veçanti ua tërhoqi vërejtjen burrave, që të ruhen nga "sherri" i grave. I Dërguari s.a.v.s. thotë:

"Nuk kam lënë pas vetes përçarje më shkatërrimtare për burrat sesa shkatërrimin që vjen prej grave."[14]

Këtu, vërejtja nuk i dedikohet drejtpërsëdrejti gruas, me çrast shumë njerëz gabojnë, por në vërejtje theksohet që gruaja të mos jetë qëllimi final në këtë jetë, ngase ky qëllim do të ishte i parregullt dhe i pabazë.

Në anën tjetër Islami nxit besimtarët të martohen, sepse martesa e largon njeriun nga shumë mëkate. E ndihmon në zbatimin dhe në përfilljen e urdhrave të Allahut xh.sh.

I Dërguari s.a.v.s. thotë: "O ju të rinj! Cili prej jush ka mundësi ta sigurojë mehrin (diçka për martesë), le të martohet, sepse ajo e mbron shikimin dhe e ruan nderin."[15]

Ja kështu edhe burri edhe gruaja bëhen ndihmës të njëri-tjetrit për të mirat e kësaj jete dhe për qëndrimin në të, sikurse gruaja që vazhdimisht porosit burrin e saj para se të niset për në punë: "Ki frikë Allahun, mos na ushqe përveçse me hallall, se ne mund ta durojmë urinë, por nuk mund ta durojmë haramin", - ose sikur burri që porosit (ndihmon) gruan të vishet sipas fesë, t`i kryejë detyrimet, t`i përkushtohet moralit islam etj. Ndërkaq, edhe burri edhe gruaja mund të jenë armiq (shkatërrues) të njëri-tjetrit, duke e zhytur njëri-tjetrin në mëkate që hetohen ose nuk hetohen. Sikur gruaja të kërkonte jashtë mundësive të burrit, si: veshje, zbukurime, mobilie dhe lukse të tjera, në këtë mënyrë burrin e saj do ta shtynte të përqendrohej në gjëra të ndaluara, si: vjedhja, korrupsioni, mashtrimi, kamata, e shumë të tjera. Ose burri që e lejon gruan të mos i përfillë urdhrat fetarë, si: namazi, qëndrimi me burra të huaj, dalja nga shtëpia me veshje dhe me zbukurime të ndaluara fetarisht. Për këtë arsye Allahu xh.sh. thotë:

"O ju që keni besuar, edhe prej grave tuaja, edhe prej fëmijëve tuaj mund të keni armiq, andaj kini kujdes nga ata." (Et Tegabunë, 14)

Këtu tërhiqet vërejtja se ka gra dhe fëmijë që i futin njerëzit në mëkate, në hidhërimin dhe në dënimin e Allahut xh.sh.

Nga ky hadith mund të nxjerrim përfundim se njeriu është dhe mbetet qenie e papërkryer. Ndodh që nga lakmia dhe nga presioni i epshit të gabohet në shoqërinë më të mirë. Rruga e shërimit nga kjo gjendje nuk është ndarja prej këtyre njerëzve, por tërheqja e vërejtjes, entuziazmi për mirësi dhe pastrimi i qëllimeve nga të këqijat e kësaj jete. Kush prej nesh mund ta përfytyronte se një gjë e tillë do të ndodhte në kohën e të Dërguarit s.a.v.s.? Një besimtar të shpërngulej për një grua ose për interesa të kësaj bote! Për këtë shkak u tha hadithi, ku bëhet me dije se shejtani vazhdimisht përpiqet të depërtojë në shpirtrat e besimtarëve, pa marrë parasysh kohën dhe shoqërinë ku jetojnë.[16]

Disa dijetarë, duke u mbështetur në këtë hadith kanë thënë se adhurimi i njerëzve është disa llojesh:

- Adhurimi i Allahut nga droja. Ky është adhurim i të devotshmëve;
- Adhurimi Allahut nga lakmia për Xhenet. Ky është adhurim tregtarësh;
- Adhurimi si falënderim ndaj Allahut xh.sh., nga turpi dhe përkushtimi ndaj drejtësisë së Tij. Ky është adhurimi i të lirëve, është i shkallës më të lartë. Në të vërtetë, adhurimi më i lartë është gërshetimi ndërmjet frikës, shpresës, falënderimit, përkushtimit në të drejtën e Tij, frikës nga dënimi dhe lakmisë për shpërblim.

Ai që thotë se nuk e adhuron Zotin nga frika e dënimit e as për shpërblimin me Xhenet, është me edukatë të ulët para Allahut xh.sh., ngase këto fjalë janë kërcënim dhe jomorale, sepse ai veten e sheh se nuk ka nevojë për Allahun si Krijues dhe si Furnizues të tij. Pra, besimtari adhurimin e vet patjetër duhet ta bashkojë me të gjitha ato që përmendëm, se Kurani kështu i urdhëron dhe i lavdëron besimtarët. Allahu xh.sh. thotë: "Frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë." (Ali Imran, 175)

Në një ajet tjetër Allahu xh.sh. thotë: "Pjesët e trupit të tyre ngrihen nga shtrati (për t`u falur), i luten Zotit të tyre, të frikësuar duke shpresuar, japin lëmoshë nga ajo që Ne u kemi dhënë." (Es Sexhde, 16)

Allahu xh.sh. thotë: "Me të vërtetë ata (pejgamberët) nxitonin për vepra të mira dhe na luteshin duke shpresuar (mëshirën) te Ne dhe duke pasur frikë (nga dënimi Ynë)." (El Enbija, 90)

Ky lloj adhurimi, duke i bashkuar frikën me dënimin, shpresën e mëshirës dhe lakminë e shpërblimit, është rrugë dhe program i trashëguar nga pejgamberët.

(1) "Buhariu" kitab bed`ul vahji, nr.1, "Sahihu Muslim", kitabul imare, nr. 1907. (2) El Ealamul muvek-ki ijn li Ibën El Kajjum El Xhevzij, vëll.1. f. 10. Et-teshriau vel fikhu fil islami, Menaul Kat-tan, f. 179. (3) El muhtesirat en-nafia, f. 5; El-Bejhekij, Es-Sunen es-sugra, vëll. I, f. 20, nr. 4. (4) Sherh El erbeijn en-nevevije, f. 19. (5) Dirasat fil hadith en-nebevij, f. 6. (6) Sahihu Muslim, Kitabul birri, vëll. IV, f. 1986, nr. 2564. (7) Fet`hul Bari, vëll. 1. f. 10. (8) Menarus-sebili fi sherhi delili, f. 287, vëll: 1. (9) Sahihu Muslim, kitabul Imare, nr. h. 8905. (10) Sahihul Buhari, Kitabul xhihadi, nr. 2822. (11) Fikhu sire lil Buti, f. 176. (12) Sahihul Buhari, Kitabul Imani, vëll. I, f. 56, nr. 10. (13) Sunen Et-Tirmidhij, vëll. 3, f. 383, nr. 2422, kitabu zuhd; El-Hakim, El-Mustedrek ala sahihajn, vëll. IV, f. 341, nr. 7847. (14) Fet`hul Bari, vëll. 9, kitabuln-nikahi, nr. 5096. (15) Sahihul Buhari, kitabun-nikahi, nr. 5066. (16) "Dirasat fil hadithi nebevij", f. 6.

Mr. Ejup Haziri

# Leximi i Istiadhes dhe Besmeles të bëhet pa zë!

### Hyrje

Pasi kam shpjeguar se në fillim të namazit bëhet lutja hyrëse e njohur si "Subhaneke", dhe këtë mendim e përfaqësojnë pjesa më e madhe e dijetarëve, dhe njëherit, siç kishte potencuar edhe Tirmidhiu, shumica absolute nga të gjitha gjeneratat e njihnin dhe e praktikonin më së shumti këtë lutje, tani vazhdojmë me shpjegimin se pas leximit të Subhanekes lexohet El-Istiadheja (Eudhu bilahi mine-sh shejtani-rr Rraxhim) dhe besmeleja (Bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim). Kjo pra është çështja që do të jetë objekt shqyrtimi e diskutimi në këtë punim.

### Leximi i Istiadhes është sunet, ndërsa Besmeles mustehab

Me nocionin "istiadhe" nënkuptohen fjalët "eudhu bilahi mine-sh shejtani-rr rraxhim" që pasqyrojnë kërkimin e ndihmës nga Allahu për mbrojte nga djalli i mallkuar, ndërsa me nocionin "besmele" nënkuptohen fjalët "bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim", që kanë kuptimin se punët fillojnë me emrin e Allahut që është Mëshirues dhe Mëshirëplotë.

Leximi i Istiadhes, që bëhet pas leximit të lutjes hyrëse, "Subhanekes", dhe para leximit të kaptinës "El-Fatiha", te hanefinjtë është sunet. Këtë mendim e kanë edhe dy shkollat tjera juridike: ajo shafiite dhe hanbelite, përderisa shkolla malikite ka mendim krejtësisht tjetër.[1] Në shkollën malikite nuk parapëlqehet të lexohet duaja hyrëse, Istiadheja dhe as Besmeleja në namazet farz dhe sunet, ndërsa në ato nafile nuk ka të keqe edhe nëse lexohen.[2] Malikinjtë, sipas mendimit më të popullarizuar, mendojnë se leximi i tyre në namazet farz dhe sunet është veprim i papëlqyer (mekruh).[3] Mirëpo nëse Istiadheja dhe Besmeleja lexohen në namaz para Fatihasë, atëherë sipas malikinjve ato duhet bërë me zë të vogël, sikurse mendimi i hanefinjve. Ngjashëm me Malikun mendojnë edhe Evziu dhe Taberiu.[4]

Ibën Hazmi, për dallim nga mendimet e këtyre imamëve, ka një mendim krejtësisht tjetër. Ai në "Muhal-la" thotë: "Për secilin namazfalës është obligim i domosdoshëm (farz) që ta lexojë Istiadhen dhe Besmelen në çdo rekat të namazit, duke u bazuar në fjalët e Allahut të Madhërishëm: "Kur të lexosh Kuranin, kërko mbrojtjen e Allahut prej djallit të mallkuar!" (En-Nahl, 98). Sipas tij, obligohet që Istiadheja të lexohet duke u bazuar në kuptimin e përgjithshëm të këtij ajeti, qoftë të jetë leximi i Kuranit në namaz, apo edhe jashtë tij.[5]

Mendoj se opinioni i Ibën Hazmit, është mendim i skajshëm, dhe shumica e dijetarëve e kanë konsideruar si mendim jo të qëlluar, madje ka prej tyre që e kanë trajtuar si mendim që bie ndesh me konsensusin (ixhmain) e gjeneratave të para, të cilët e shihnin se Istiadheja është sunet, ndërsa ajeti për Istiadhen nuk nënkupton obligueshmëri.[6]

Në shkollën hanefite leximi i Istiadhes bëhet vetëm në fillim të namazit, pra në rekatin e parë, pas leximit të lutjes hyrëse dhe para fillimit të leximit të Fatihasë. Leximi i Istiadhes bëhet me qëllim të mbrojtjes nga pëshpëritjet dhe ngacmimet e djallit. Leximi i Istiadhes nënkupton mbrojtje për leximin që pason. Ebu Hanife dhe Muhamedi janë të mendimit se Istiadheja është sunet të thuhet nga imami dhe ai që falet i vetëm, por jo nga ai që falet me imam, përderisa Ebu Jusufi është i mendimit se Istiadheja duhet të bëhet si nga imami e ai që falet i vetëm, ashtu edhe nga ai që falet pas imamit.

Se Istiadheja bëhet vetëm në fillim të namazit mendon edhe Shafiu dhe shumë dijetarë të tjerë. Ibën Sirini është i mendimit se Istiadheja bëhet në secilin rekat.[7]

Ndërsa leximi i Besmeles, sipas shkollës hanefite, është mirë të bëhet në secilin rekat (para Fatihasë), dhe ky lexim konsiderohet i pëlqyeshëm (mustehab).[8] Leximi i Besmeles në çdo rekat është më i sigurt dhe bëhet si largim nga polemikat rreth çështjes së Besmeles, se a konsiderohet pjesë e Fatihasë a jo. Sa i përket leximit të Besmeles pas Fatihasë, gjegjësisht para kaptinave tjera në namaz, në shkollën juridike hanefite janë dy mendime. Opinioni zyrtar i kësaj shkolle nuk e sheh të



arsyeshme leximin e Besmeles pas Fatihasë, gjegjësisht para çdo kaptine, ngase mjafton leximi i Besmeles në fillim të çdo rekati, por nëse lexohet Besmeleja absolutisht nuk ka gjë të keqe, dhe madje një veprim i tillë nuk llogaritet si i papëqyer. Ky është mendimi që përcillet nga Ebu Hanife dhe Ebu Jusufi.[9] Mendimi i dytë, që përcillet nga Muhamedi, parasheh leximin e Besmeles edhe gjatë leximit të kaptinës përcjellëse pas Fatihasë. Këtë ai e sheh si sunet. Mendimin e Muhamedit e përkrahin edhe disa prej kolosëve hanefinj, dhe praktika në terren ndoshta më tepër ka vepruar sipas mendimit të Muhamedit sesa opinionit zyrtar të shkollës. Sidoqoftë, kjo çështje është e parëndësishme dhe nuk ka peshë juridike.

#### El-Istiadheja dhe Besmeleja lexohen pa zë

Leximi i El-Istiadhes (Eudhu bilahi mine-sh shejtani-rr rraxhim) dhe Besmeles (bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim) lexohen pa zë, pas Subhanekes, pa marrë parasysh a falet namazi vetëm apo me imam.

Shejbani, nxënësi i Ebu Hanifes, në librin e tij të njohur "El-Asl" i njohur edhe si "el-Mebsut", thotë: "Kur njeriu dëshiron t'ia fillojë namazit, shqipton tekbirin, ngrit duart deri te veshët dhe e thotë këtë (dua): "Subhãneke Allahumme ve bihamdike, ve tebarekesmuke ve teala xhedduke ve la ilahe gajruke." Pastaj e thotë El-Istiadhen (eudhu bilahi mine-sh shejtani-rr rraxhim) në vetvete (pa zë), e po kështu vepron edhe me Bismilahin (bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim), duke e fshehur atë (pa zë), e nëse është imam në namazet ku lexohet me zë, lexon me zë, e nëse është në namazet që leximi bëhet në vete, atëherë lexon në vetvete. Nëse është i vetëm në namaz, pa imam, lexon në vetvete, e po që se është në namazet ku leximi bëhet me zë, mund të lexojë edhe ai me zë, aq sa e dëgjojnë veshët leximin e tij (aq sa e dëgjon vetveten)."[10]

Serahsiu, në librin e tij "el-Mebsut", thotë: "Më pas e hap leximin dhe fsheh (lexon pa zë) Besmelen ..."[11] Leximi me zë i Istiadhes nuk është transmetuar nga i Dërguari i Allahut. Është transmetuar nga Aliu dhe Abdullah bin Mes'udi, të kenë thënë: "Imami i fsheh (lexon pa zë) katra." Prej tyre përmendën Istiadhen.[12]

#### Kush mendon se Istiadheja dhe Besmeleja lexohen pa zë?

Gabohet rëndë ai që mendon se vetëm hanefinjtë mendojnë se Istiadheja dhe Besmeleja këndohen pa zë, gjegjësisht në vetvete. Përkundrazi, pjesa më e madhe e dijetarëve eminentë dhe shokët më të dijshëm të Pejgamberit a.s. kishin mendim se edhe Istiadheja por edhe Besmeleja këndohen pa zë. Të këtij mendimi janë Ebu Bekri, Omeri, Othmani dhe Aliu nga sahabët e mëdhenj e të njohur ndryshe edhe si katër halifët e drejtë. Pastaj dy kolosët e mëdhenj të hadithit, Sufjan Thevriu dhe

Abdullah bin Mubareku dhe shumë të tjerë. Madje ky mendim është mendim i zgjedhur në këtë çështje. Tirmidhiu në këtë kontekst shprehet: "Praktika e myslimanëve është e tillë dhe kjo praktikë ishte te shumica e dijetarëve që nga koha e shokëve të Pejgamberit a.s., prej tyre Ebu Bekri, Omeri, Othmani, Aliu dhe të tjerët, e pas tyre te tabiinjtë Sufjan Thevriu, Abdullah bin Mubareku, Ahmedi, Ishaku, pra që të gjithë këta nuk mendonin se Besmeleja duhet të këndohej me zë, mirëpo ajo duhej të bëhej në vetvete dhe pa zë."[13]

Të këtij mendimi, siç përmendëm, janë shumica e dijetarëve dhe pjesa më e madhe e myslimanëve, madje disa dijetarë kanë thënë se nuk ka asnjë hadith autentik[14] që sinjalizon se Besmeleja duhet të lexohet me zë e jo në heshtje. Argumentet për këtë janë të shumta dhe përderisa shumica absolute janë të mendimit se Besmeleja lexohet pa zë, do të mjaftohemi me sjelljen e dy argumenteve, sa për ilustrim, gjegjësisht transmetimin e Abdullah bin Mugaffelit dhe Enes bin Malikut: "Na ka treguar Ahmed bin Muni, nga Ismail bin Ibrahimi, ky nga Seid bin Ijas El-Xhurejrij, ky nga Kajs bin Ababeh, e ky nga Abdullah bin Mugaffel, i cili ka thënë: "Përderisa isha duke u falur, babai im më dëgjoi mua duke lexuar Besmelen, ai (pas namazit) më tha: "Biri im, solle risi. Ki kujdes nga risitë." Thotë (transmetuesi): "Nuk kam parë dikë nga sahabët që ta urrejë më shumë se ai risinë." Më pas (babai) më tha: "Jam falur me të Dërguarin e Allahut, me Omerin dhe me Othmanin, por asnjërin prej tyre s'e kam dëgjuar ta thotë atë (Besmelen), prandaj mos e thuaj as ti, e kur të falesh thuaj: "El-hamdul lilahi rabbi-l alemin."[15]

Transmetimi i Enes bin Malikut është në koleksionin e Ibën Hibanit dhe të të tjerëve: "Na ka treguar Umer bin Ismail bin Ebi Gajlan Eth-Thekafij, Sufiu dhe disa tjerë përveç tyre, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Ali bin El-Xha'di, i cili thotë: "Na ka treguar Shu'beh dhe Shejbani nga Katadeh, i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Enes bin Malikun duke thënë: "Jam falur pas të Dërguarit të Allahut, Ebu Bekrit, Omerit dhe Othmanit – Allahu qoftë i kënaqur me ta, - dhe asnjërin prej tyre s'e kam dëgjuar ta thotë me zë Besmelen (bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim)."[16]

### Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë!

Nuk ka dyshim se Besmeleja është pjesë e Kuranit, sepse çdo gjë që është në Kuran llogaritet pjesë e tij, mirëpo dijetarët kanë polemizuar rreth Besmelesë, se a është pjesë e Fatihasë a jo?

Pjesa më e madhe e dijetarëve dhe shkollave juridike janë të mendimit se Besmeleja nuk është pjesë e



Fatihasë; ajo është pjesë e Kuranit që bën ndarjen mes kaptinave të tij. Të këtij mendimi, pra se Besmeleja nuk llogaritet pjesë e Fatihasë janë hanefinjtë, malikinjtë dhe hanbelinjtë nga shkollat juridike, dhe Evzaiu.[17] E, në anën tjetër, kemi vetëm shafiinjtë që mendojnë se Besmeleja është pjesë e Fatihasë.

### Argumentet se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë

Na ka treguar Ebu Mervan Muhamed bin Othman El-Othmanij, i cili ka thënë: "Na ka treguar AbdulAziz bin Ebi Hazim nga El-Ala bin Abdurrahmani, ky nga babai i tij, e ai nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Thotë Allahu i Madhërishëm: "E kam ndarë namazin (Fatihanë)[18] mes Meje e robit tim në dy pjesë; njëra pjesë për Mua, e pjesa tjetër për robin tim, dhe robit tim do t'i jap çfarë kërkon." Tha i Dërguari i Allahut: "Kur robi thotë: "Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve", Allahu i përgjigjet: "Më falënderoi robi im, dhe ai do të ketë atë që e kërkon. Kur robi thotë: "Bamirësit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit", Zoti i përgjigjet: "Më lartësoi dhe ai do të ketë atë që e kërkon." Kur robi thotë: "Sunduesit në Ditën e Gjykimit", Zoti i përgjigjet atij: "Më madhëroi robi im, dhe kjo është për mua, e ky ajet është mes Meje dhe robit tim." Kur robi thotë: "Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë", Zoti do t'i përgjigjet atij: "Kjo është mes Meje dhe robit tim, dhe ai do ta ketë atë që e kërkon." Kur robi thotë: "Udhëzona për në rrugën e drejtë? Në rrugën e atyre, të cilët i begatove me të mira, jo në të atyre që kundër vetes tërhoqën hidhërimin, e as në të

atyre që e humbën veten!" Zoti i përgjigjet: "Kjo është për robin tim, dhe robi im do ta ketë atë që e kërkon."[19]

Ky hadith na tregon se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë, ngase filloi me fjalët "Elhamdu lilahi rabbil Alemin", e jo me fjalët "Bismilahi Rrahmani-rr Rrahim", e sikur të ishte Besmeleja pjesë e Fatihasë, sigurisht se do të fillonte me të e jo me falënderim. Neveviu në këtë kontekst thotë: "Ky hadith është padyshim argumenti më i qartë për ata që janë argumentuar me të."[20] Ndërsa autori i Nejlu-l Evtar-it, Shevkani, pasi që sjell hadithin në fjalë, më pas thotë: "Hadithi sinjalizon se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë, dhe se Fatihaja me konsensus të ulemasë i ka shtatë ajete, ku tre ajetet e para janë falënderim e tre të fundit lutje, përderisa ajeti i katërt është i mesëm dhe është "Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë." E këtu nuk është përmendur Besmeleja, e po të ishte pjesë e Fatihasë sigurisht se do të përmendej."[21]

Kolosi maliki, Ibën AbdulBerri, e vulos këtë çështje kur thotë: "Ky hadith është argumenti më i qartë nga ajo që transmetohet nga i Dërguari i Allahut, se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë dhe është argumenti më i prerë që mund të largojë polemikat për këtë çështje."[22]

Zejleiu në veprën kolosale të tij "Nasbu-rr Rrajeh", në lidhje me këtë hadith thotë: "Ky hadith qartazi tregon se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë, përndryshe do të fillonte me të, ngase ky hadith është sqarues dhe komentues i ajeteve të kësaj sureje ..."[23]

Argumenti tjetër se Besmeleja nuk është pjesë e Fatihasë është fakti se një ajet rreth secilës kaptinë nuk vërtetohet ndryshe pos me argument mutevatir nga i Dërguari i Allahut. Dihet mirë që Besmeleja nuk është vërtetuar me ndonjë argument mutevatir që të jetë ajet nga kaptina El-Fatiha apo kaptinat tjera të Kuranit.[24] Selefët janë dakorduar se kaptina "Kevther" ka tre ajete, e praktikisht dhe pa Besmelen ajo është tre ajete. Sepse, nëse e llogarisim edhe Besmelen, atëherë na dalin katër ajete.[25]

Argumenti tjetër është hadithi i transmetuar nga Enes bin Maliku: "Na ka treguar Vekiu, ky nga Shu'beh, ky nga Katadeh e ky nga Enesi, i cili ka thënë: "Jam falur pas të të Dërguarit të Allahut, pas Ebu Bekrit, Omerit dhe Othmanit, e asnjëri prej tyre nuk e thoshte me zë "bismilahi-rr Rrahmani-rr Rrahim."[26]

Medinasit, thuajse përgjatë gjithë historisë së tyre, që nga selefët, Besmelen ose e braktisnin në tërësi, ose e lexonin pa zë. Urvetu bin Zubejri, njëri nga shtatë juristët e njohur të Medinës, thotë: "Arrita imamët, por asnjëri prej tyre nuk fillonte ndryshe pos me "Elhamdu lilahi rabbil alemin."

(1) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 158; Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. II, f. 37. (2) Ebu Zejd Abdurrahman bin Muhamed Es-Sagir El-Uhderij, Metnu-l Uhderij fi-l Ibadat Ala Medhhebi-l imami Malik, Matbeatu Muhamed Alij, Ezher, Kairo, v. I, f. 13. (3) Muhamed bIn Abdullah El-Hurshij El-malikij, Sherh Muhtesar Halil, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, v. I, f. 289. (4) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 196. (5) Ibën Hazm, el-Muhal-la bil-Athar, v. II, f. 278. (6) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 159. (7) Ebu Abdullah Muhamed bin Alij bin Omer Et-Temimi El-Mazerij, El-Malikij, Sherhu-t Telkin, me recenzurë nga: Muhamed El-Muhtar Es-Selami. Bot. I-rë, Daru-l Garbi-l Islamij, 2008, v. I, f. 574. (8) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. II, f. 43. (9) Merginani, El-Hidajeh, v. I, f. 298; Hasfeki, Ed-Durru-l Muhtar, v. I, f. 490; Ibën Nuxhejm, El-Bahru-rr Raik Sherh Kenzu-d Dekaik, bot. II-të, Daru-l Kitab El-Islamij, pa vit botimi, v. I, f. 330. (10) Muhamed bin El-Hasen Esh-Shejbani, El-Asl (i njohur si el-Mebsut), me recenzurë nga Ebu-l Vefa El-Afgani, Idaretu-l Kur'ani ve-l Ulumi-l Islamijeh, Karaçi-Pakistan, v. I, f. 3-4. (11) Shemsudin Ebu Bekër Muhamed Serhasij, El-Mebsut, bot. I-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1421-2000, v. I, f. 18. (12) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. II, f. 38. (13) Tirmidhiu në Sunen, V. I, f. 412. Shih po ashtu: Begaviu në Sherhu-s Suneh, me recenzurë nga Shuajb El-Arnaut dhe Muhamed Zuhejr Esh-Shavish, bot. II-të, El-Mektebu-l Islamij, Damask-Siri, 1403-1983, v. III, f. 54. (14) I këtij mendimi është Ukajli. Shih: Sahih Ibën Hiban, v. V, f. 102. (15) Tirmidhiu në Sunen, nr. 244, dhe thotë se hadithi është i mirë (hasen). Hadithin e transmetojnë edhe Nesaiu dhe Ahmedi. (16) Ibën Hibani në Sahih, nr. 1799. Albani thotë se hadithi është autentik (sahih). Shih Sahih Ebu Davud, nr. 751. Shuajb El-Arnauti, që i ka bërë recenzurë dhe shpjegim Sahihut të Ibën Hibanit, thotë: "Senedi i këtij hadithi është autentik, sipas kushteve të Muslimit. Shih: Ibën Hibbani, Sahih Ibën Hibban, bot. II-të, Muesesetu-rr Rrisaleh, Bejrut-Liban, 1414-1993, v. V, f. 103. Hadithin me këtë sened e transmeton edhe Darekutniu v. I, f. 314-315, dhe Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, v. I, f. 202. I njëjti hadith me rrugë tjetër transmetimi (nga Hafs bin Omeri) transmetohet edhe në Sahihun e Buhariut, nr. 743, Sahihun e Muslimit, nr. 399, në Sahihun e Ibën Huzejmes, nr. 492, 494 dhe në koleksionet tjera. Hadithi në fjalë ka edhe rrugë tjera transmetimi. (17) Serhasiu, El-Mebsut, bot. I-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1421-2000, v. I, f. 19; Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. I, f. 203; Ibën AbdulBerr, El-Istidhkar, v. II, f. 175; Ibën Kudameh, El-Mugni, v. II, f. 151. (18) Neveviu thotë: "Ulemeja janë shprehur: "Qëllimi me nocionin "namaz" (në këtë hadith) është "Fatihaja", e është quajtur kështu ngase namazi nuk pranohet pa të, e qëllimi me ndarjen e saj është në bazë të kuptimit, ngase gjysma parë e Fatihasë është falënderim, lartësim, madhërim dhe adresim (i gjykimit), përderisa gjysma tjetër është lutje, kërkim, nënshtrim dhe nevojë." Shevkani, Nejlu-l Evtar, me recenzurë nga Isamudin Es-Subabitij, bot. I-rë, Daru-l Hadith, Kairo-Egjipt, 1413-1993, v. II, f. 240. (19) Ibën Huzejme në Sahih, nr. 502; Ibën Maxheh në Sunen, nr. 3784. Shuajb El-Arnauti hadithin në fjalë e cilëson si autentik. Hadithi është thuajse në të gjitha koleksionet e hadithit. (20) Nevevi, Sherh Sahih Muslim, bot. III-të, Dar Ihjau-t Turath el-Arebij, Bejrut-Liban, 1392v. IV, f. 103. (21) Shevkani, Nejlu-l Evtar, v. II, f. 241. (22) Ibën AbdulBerr, El-Istidhkar, v. II, f. 174. (23) Xhemaludin Ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, me recenzurë nga Muhamed Avvameh, muesesetu-rr Rrisaleh, Bejrut-Liban, 1418-1997, v. I, f. 339. (24) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v. I, f. 203. (25) Serhasiu, El-Mebsut, v. I, f. 19. (26) Ahmedi në Musned, nr. 13915. Shuajb El-Arnauti, Adil Murshidi, dhe të tjerët që kanë verifikuar hadithet e Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith kanë thënë: "Hadithi është autentik, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit." Ahmed bin Hanbel, Musned, me recenzurë nga Shuajb El-Arnauti dhe të tjerët, bot. I-rë, Muessesetu-rr Rrisaleh, 1421-2001, v. XXI, f. 368. Hadithin e transmeton edhe Muslimi, në Sahih, nr. 399.

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (7)

## Shfrytëzimi i drejtë i kohës

Suksesi i njeriut në masë të madhe varet nga shfrytëzimi racional i kohës. Koha është një pasuri e pandjeshme, meqë është jomateriale, prandaj edhe vlerësimi i saj nga njeriu është gjithnjë i mangët dhe i paçmueshëm.

Për të na tërhequr vërejtjen për këtë begati të madhe Allahu xh.sh. në Kuran atë e përmend si një nga mirësitë e Tij ndaj nesh: "Për ju nënshtroi diellin dhe hënën, që në mënyrë të zakonshme vazhdimisht udhëtojnë. Për ju përshtati edhe natën e ditën. Dhe Ai ju dha gjithë atë që e kërkuat (që kërkoi nevoja juaj) dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër). Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës." (Ibrahim, 33, 34) Si dhe: "Ai është që bëri natën e ditën zëvendësuese të njëra-tjetrës, dhe për atë që dëshiron të mendojë apo të falënderojë, argument. (El Furkan, 62)

Allahu ka zgjedhur të veçojë atë duke u betuar në pjesët e saj, apo kohën si tërësi, kurse komentatorët janë në ujdi se krijesat në të cilat betohet Ai kanë një vlerë të jashtëzakonshme: "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm." (El Asr, 1-3) Kjo sure na bën të ndërgjegjësohemi se ne në garim me kohën jemi në humbje të sigurt sado që të jetë e gjatë jeta jonë në këtë botë, me përjashtim të dy kategorive që u përmendën në këto ajete.

Edhe Suneti i Pejgamberit a.s. i jep vend meritor dhe vlerësim të duhur fenomenit të kohës, për t'i edukuar myslimanët në përgjegjësinë që u takon para Allahut xh.sh. në Ditën e Gjykimit përballë kësaj dhuntie. Transmeton Muadh bin Xhebeli r.a., se i Dërguari a.s.,. ka thënë: "Nuk do të lëvizë këmbën robi derisa të pyetet për katër çështje: Për jetën e tij në çka e ka harxhuar, rininë e tij në çka e ka kaluar, pasurinë e tij ku e ka fituar dhe në çka e ka dhënë, dhe për diturinë e tij si ka vepruar me të." Pra, në këtë mënyrë do të pyetet për jetën e tij si tërësi dhe për rininë, që është faza më produktive e tij, në mënyrë të veçantë. Gjithashtu, në hadithin tjetër Pejgamberi a.s. na këshillon të zëmë hapin e kohës në mirësitë që posedojmë para se të na dalin duarsh: "Shfrytëzojini pesë gjëra para pesë të tjerave: Jetën para vdekjes, shëndetin para sëmundjes, kohën e lirë para angazhimeve, rininë para pleqërisë dhe pasurinë para varfërisë." (Transmeton Hakimi)

### Veçoritë e kohës

Do të ishte shumë me rëndësi për njeriun po të kishte parasysh veçoritë kryesore të kohës, në mënyrë që nga secila të përfitonte më të mirën. Ja disa prej tyre:

1. **Shpejtësia e kalimit të saj.** Nëse jemi të angazhuar në punë apo në mësime, e vërejmë se nuk na mjaftojnë orët dhe ditët për të përfunduar atë që kemi për qëllim, shpeshherë themi: si është e mundur që iku aq shpejt, madje ndonjëherë nuk i besojmë edhe orës që e mat atë, megjithëse e dimë se ajo nuk e ndryshon ritmin e saj. Në njëfarë mënyre ne jemi në garë të vazhdueshme me kohën, e ajo gjithmonë del fitues, siç ka thënë edhe Aliu r.a.: "Koha është si shpata, nëse nuk e pret, ajo të pret ty".

2. **Është shumë e shkurtër**. Kur kthehemi në retrospektivë dhe mendojmë jetën që kemi kaluar, na paraqitet si shirit filmik që shpejton dhe për një moment na duket se nuk ishte kohë e gjatë që nga fëmijëria jonë e deri në ditën që llogarisim. Na duket sikur vitet e jetës së kaluara të ishin muaj apo ditë. Ngjashëm me këtë duket e tërë jeta kur të jemi ofruar në fundin e saj, ashtu siç tregohet se kur meleku i vdekjes i erdhi Nuhit a.s., i cili kishte jetuar mbi njëmijë vjet, dhe e pyeten se si i ishte dukur jeta, ai u përgjigj: "Sikur një shtëpi që ka dy dyer, nga njëra hyn dhe nga tjetra del." Sado që të jetë e gjatë jeta e njeriut, ajo është e shkurtër, pasi fundi i saj është vdekja.

3. **E kaluara nuk kthehet**. Ndonjëherë dëshirojmë që të kthehet një e kaluar për ta shijuar kënaqësinë e saj, e ndonjëherë për ta përmirësuar ndonjë gabim të bërë,



dhe themi: Ah sikur të kthehem dhe të mos veproj në atë mënyrë. Por edhe më keq se kjo, kur njeriu në momentet e vdekjes është pishman për tërë jetën e tij dhe kërkon nga Allahu xh.sh. që t'i japë shancin e dytë! "E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që lëshova!" Kurrsesi, (Kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë që thotë ai, e ata kanë para tyre një perde (distancë periodike) deri në ditën kur ringjallen." (El Muminunë, 99-100)

4. **E pakompensueshme**. Ne arsyetohemi për kohën që e kalojmë dosido, duke i humbur rastet apo duke i shtyrë punët me idenë se "do ta bëj më vonë", mirëpo çdo ditë që shkon nuk mund të kompensohet me punën e më vonshme, sepse ditët që vijnë kërkojnë përkushtim tjetër për to. Koha nuk kompensohet as me mjete materiale, sepse edhe mjetet materiale apo paratë fitohen në kuadër të një pune që është kryer në suaza të një kohe të shpenzuar. Koha as nuk mund të deponohet dhe të ruhet për ta shfrytëzuar më vonë, prandaj kujdesi duhet të jetë maksimal, pra se si po e kalojmë kohën aktuale, dhe se a jemi duke bërë gjënë e duhur në kohën e duhur. Ibën Mesudi r.a. kishte thënë: "Nuk jam penduar për asgjë më tepër se për ditën në të cilën ka perënduar dielli e në të cilën më është afruar vdekja dhe nuk më është shtuar vepra".

5. **Shfrytëzimi i saj i mirë ia shton vlerën**. Ata që arritën sukses në sfera të ndryshme të jetës, pos tjerash ditën të menaxhojnë veten e tyre në raport me kohën. Vazhdimisht menaxherët e mirë janë në kërkim të mënyrave sa më efikase të shfrytëzimit të kohës në dobi të përfitimeve më të mëdha. Dijetarët që na mahnisin me punën e tyre kolosale në kërkim të dijes dhe pastaj në shkrimin dhe përhapjen e saj nuk bënë asgjë më të madhe se kujdesi ndaj kohës. Në të vërtetë është kapitali më i madh që posedojmë, nëse jemi të vetëdijshëm që ta përdorim në mënyrën më të mirë.

### Vrasësit e kohës

Nga idetë më çoroditëse që hasim është kur ndëgjojmë ndonjë të ri duke arsyetuar kohën e kaluar në kafene, pranë TV-së apo në argëtime të kota, dhe thotë: "po e vras kohën". Në realitet vrasja e kohës është



vetëvrasje, meqë koha është vetë jeta. Imam Basriu ka thënë: "O njeri! Ti je një grumbull ditësh. Çdo ditë e kaluar ka marrë një pjesë të jetës tënde, dhe kur ikin ditët në vazhdimësi, gjasat janë të marrin tërë jetën". Gjithashtu ka thënë: "Kam takuar popull që ishin ruajtës të kohës më shumë sesa ju që ruani dinarët dhe dirhemët". Është thënë nga të parët: "Kotësia është një nga shenjat e gjynahut të njeriut". Omeri r.a. thoshte: "Nuk urrej më tepër se njeriun që rri kot, nuk punon as punë dynjaje e as punë ahireti."

Dr. Jusuf Kardavi ka thënë: "Ai që vret kohën, në realitet ka vrarë veten. Ai është një krim, vetëvrasje e ekzekutuar ngadalshëm, para syve dhe veshëve të njerëzve, por të cilën, për çudi, nuk e denoncon askush".

Ibën Kajimi ka thënë: "Humbja e kohës është më e rëndë sesa vdekja, sepse humbja e kohës të shkëput nga Allahu dhe bota tjetër, kurse vdekja të shkëput nga dynjaja dhe banorët e saj".

**Koha e lirë**

Ka ndonjë periudhë që njeriu nuk ka shumë obligime dhe dinamikë të punëve që kërkohen nga ai, ndonjëherë edhe është plotësisht i lirë nga përgjegjësitë, por edhe kjo kohë nuk është për t'u neglizhuar, sepse shpeshherë gjatë punëve kemi thënë, apo na ka shkuar ndërmend të arrijmë diçka në jetë sikur ta kishim kohën, e pikërisht tani janë momentet e duhura që t'ia fillojmë për ta arritur gjënë e kërkuar. Në mungesë të plotësimit të kësaj kohe me aktivitetin shtesë, jashtërutinor, do të humbnim edhe rastin e arritjes së dëshiruar, e cila më në fund do të mbetej vetëm një dëshirë e shpresuar kot. Pejgamberi a.s. ka dhënë shenjë në atë se shumica e njerëzve nuk dinë të vlerësojnë kohën e lirë, dhe sëkëndejmi edhe nuk e shfrytëzojnë: "Dy begati të Allahut shumë prej njerëzve nuk i shfrytëzojnë: shëndetin dhe kohën e lirë."

Kur njeriu ka kohë "të mjaftueshme" dhe nuk di si të veprojë me të, është rrezik që ta kalojë në gjëra të

gabuara dhe në teprime të gjërave. Zakonisht përhapja e dukurive negative në shoqëri është si pasojë e këtyre njerëzve, apo thënë më saktësisht, të tillët janë viktimë e pasojave negative që përhapën me lehtësi ndër ta. Të paktën po të ishte i kujdeshëm që në "kohën e lirë" ta përmendte Allahun xh.sh. me dhikër apo dua. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk do të ndiejnë humbje banorët e Xhenetit pos kohës që u ka kaluar (në Dynja) pa e përmendur Allahun xh.sh."

### Shpejtimi në vepra të mira

Myslimani i vëmendshëm çdoherë është aktiv dhe i gjallë. Ai bën përpjekje të mos i kalojë asnjë çast pa i sjellë dobi vetës, familjes dhe shoqërisë, duke i derdhur kapacitetet e tij intelektuale e fizike në shfrytëzim të asaj që i jep dobi si: mësimi i ndonjë gjëje të re, ndihmesa e tjetrit, vizita dhe ruajtja e lidhjeve farefisnore, ndihma ndaj nevojtarit, interesimi për fqinjtë, këshillimi dhe ndalimi i të keqes etj.

"Koha po kalon, çfarë bëra në të", është pyetja që myslimani ka ndërmend çdoherë. Për të na ndihmuar të jemi më të sistemuar në kohë Allahu xh.sh. na ndau ditën dhe natën, pastaj i ndau ato përmes pesë kohëve të namazit, të cilat janë obligative dhe me orar të rregullt përgjatë gjithë jetës. Fillimi i hershëm i ditës së tij është begati e madhe për të cilën ishte lutur edhe Muhamedi a.s.: "O Allah! Bekoje umetin tim në zgjimin e hershëm të tij!"

### Mundësi e shfrytëzimit dyfish të kohës

Ka kohë që ne e kalojmë në pritje apo në udhëtim është e imponuar dhe e patjetërsueshme, e ajo duket si kohë e humbur, mirëpo edhe ajo mund të përdoret suksesshëm dhe në mënyrë kreative, për shembull, duke lexuar Kuran, libër, revistë, apo nëse jemi duke vozitur në automjet mund të ndëgjojmë ndonjë ligjëratë, lajme, informata etj. Një student kishte mësuar një gjuhë të huaj jashtë programit mësimor vetëm gjatë pritjes në rresht për të marrë ushqimin në restoran të kampusit.

### Kohë edhe për pushim dhe argëtim

Me gjithë rëndësinë që ka aktiviteti dhe shfrytëzimi i kohës për punë të dobishme, ajo nuk nënkupton "mbytje në punë", por është e domosdoshme ndarja e kohës edhe për pushim dhe argëtim, si pjesë të pandashme të jetës së njeriut pa të cilat edhe jeta nuk do të kishte kuptim. Shpirti i njeriut kërkon freskimin ashtu si dhe trupi që kërkon pushimin pas punës apo studimit. Është me rëndësi që pushimi dhe argëtimi të bëhen në masë të duhur dhe brenda suazave të lejuara, në shërbim të kualitetit të jetës dhe koncentrimit e produktivitetit në punë. Assesi pushimi dhe argëtimi nuk duhet të jenë qëllime, por gjithmonë duhet të mbesin mjete pa të cilat jeta nuk funksionon si duhet. Aliu r.a. thoshte: "Relaksoni zemrat kohë pas kohe, sepse zemrat verbërohen me imponim". Dr. Kardavi thotë: "Jeta jonë duhet të jetë seriozitet që përcillet me diçka nga argëtimi, e jo argëtim që përcillet me diçka nga serioziteti".

### Çka mund ta humbë kohën tonë?

Ka shumë gjëra që ne i bëjmë apo jemi të zhytur në to, e të cilat janë faktor për humbjen e kohës. Ndër to po përmendim:

1. Pakujdesia - është një shkaktar që po të mbizotërojë mendjen dhe zemrën e njeriut, atij ia humb ndijesinë për rolin që ka në jetë, përgjegjësinë që i takon, dhe në këtë mënyrë edhe për kohën që kalon kot së koti. "Ne krijuam shumë nga xhindët e njerëzit për Xhehenem. Ata kanë zemra që me to nuk kuptojnë, ata kanë sy që me ta nuk shohin, dhe ata kanë veshë që me ta nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët." (El A'raf, 179)

2. Vonimi i detyrave është një tjetër shkaktar që bën të grumbullohen, shtyhen, e madje edhe të mos kryeh asnjëher detyrat dhe obligimet që na takojnë. Shumëkujt i është bërë shprehi, madje moto e jetës, fjala "ka kohë", "e kryej nesër", saqë në kohën tonë disa kultura e kanë bonton të jetës së tyre vonimin e punës edhe kur nuk kanë ndonjë arsye të caktuar. Kjo është shprehi e shëmtuar dhe e rrezikshme, sepse e nesërmja nuk është në kompetëncën tonë; nesër është puna tjetër që na pret, sëmundja që na godet, apo edhe vdekja që na vjen dhe të gjitha detyrat që kemi pasur mundësi t'i kryejmë në ditët e kaluara na mbesin të pakryera e në përgjegjësinë tonë. Çdo ditë ka detyrat e veta, andaj moskryerja e tyre në ditën përkatëse e ngarkon ditën tjetër.

Kur Umer bin Abdulazizi ishte lodhur me angazhimet e tij, njerëzit i thanë: "Lëri këto punë për nesër!" Ai ua ktheu: "Më ka lodhur puna e një dite, e si do të bëhet kur të grumbullohen punët e dy ditëve?!" Ngjashëm me këtë është edhe shprehia që njeriu ta shtyjë për më vonë pendimin e vet, apo kryerjen e obligimeve ditore fetare.

Pra, kujdesi ndaj kohës dhe moskalimi i saj dosido është cilësi dhe virtyt islam, me të cilin duhet të cilësohet personaliteti i myslimanit në formë sa më të dukshme.

**Ardian Muhaj**[1]

# "Islami në Europë është po aq i hershëm sa është edhe Krishterimi"

**Përgjatë dy mijë vjetëve të fundit Europa, jo vetëm si kontinent dhe koncept gjeografik por edhe si qytetërim, ka qenë njëkohësisht e krishterë, islame dhe pagane (ateiste).**

Si titull të këtij shkrimi vendosa fjalinë e fundit të një referati 90 minutësh të Ian Chambers, profesor i Universitetit të Napolit, që e tha në hapjen e një konference mbi kulturat e Mesdheut, mbajtur në javën e parë të nëntorit 2015, në Universitetin e Maltës. Menjëherë pas referatit vijuan pyetjet dhe diskutimet. I pari që nxitoi të fliste ishte një profesor nga Malta, i cili reagimin e tij e filloi pikërisht duke kundërshtuar me nervozizëm të dukshëm fjalinë e fundit të profesorit Chambers, e të cilën ne e zgjodhëm edhe për titull. Ai u shpreh i habitur se si mund të imagjinohej, pa le më të thuhej një gjë e tillë nga një personalitet i tillë si profesori Chambers, kur nuk mund të ekzistonte asnjë pikë dyshimi se Islami në Europë ishte shumë më i vonshëm sesa Krishterimi. Kjo sipas tij ishte diçka e ditur dhe e njohur botërisht, dhe nuk kishte arsye të vihej në dyshim dhe madje as të diskutohej. Përgjigja e Chambers ishte shumë e qetë dhe u përmblodh në dy fjalë: "Europa nuk është thjesht një kontinent por edhe një proces." Ai përmendi vetëm një shembull. "Deri në shekullin e XII në vendet skandinave bëheshin sakrifica njerëzore ndaj idhujve paganë, dhe një pjesë e mirë e Europës ishte akoma pagane kur tanimë Islami kishte shekuj që lulëzonte pikërisht në Europë."

Për koinçidencë sapo kisha dorëzuar për botim dy zëra enciklopedikë për një histori të ngjarjeve më të rëndësishme në historinë e feve në botë, botim i një shtëpie botuese të mirënjohur në ShBA. Njëri nga zërat e enciklopedisë që dy koordinatorët e botimit më kishin caktuar ishte pikërisht procesi i kristianizimit të Lituanisë. Për këtë arsye edhe ishte e lehtë të hyja në logjikimin e profesorit Chambers, dhe të kuptoja edhe nervozizmin dhe reagimin e profesorit maltez.

Për lexuesin e painformuar konvertimi i Lituanisë në krishterim do të mendohej se do të ketë ndodhur që në kohët antike, pak a shumë në kohën e Konstandinit të Madh apo menjëherë mbas tij, kur edhe Perandoria Romake përvetësoi fenë e krishterë si fe zyrtare. Në fakt e vërteta është shumë ndryshe. Shteti i Lituanisë adoptoi zyrtarisht Krishterimin si fe zyrtare në vitin 1387, pra më se një mijë vjet mbas Konstandinit të Madh. Për çudi akoma edhe më të madhe, Lituania e fundit të shekullit XIV ishte një nga shtetet më të fuqishme të Europës së kohës, dhe kishte qenë e tillë për shekuj të tërë. Në territoret e veta përfshinte jo vetëm Lituaninë e sotme, por edhe një pjesë të Finlandës, Letoninë, Estoninë, Rusinë Baltike, Bjellorusinë, pjesë të Polonisë e Sllovakisë, dhe shtrihej deri në Ukrainë.

Pikërisht në këtë kohë, në tokat shqiptare një pjesë e feudalëve shqiptarë kishin pranuar suzerenitetin (shtetësi feudale) osman, dhe po në ato vite, më 1389 ndodh edhe beteja e Kosovës, që shndërron në vasalë osmanë një pjesë të madhe të feudalëve shqiptarë dhe ballkanas. Pra, thënë shkurt, kristianizimi i një pjese të madhe të Europës veriore fillon në të njëjtën kohë me islamizimin e një pjese po aq të madhe të Europës jugore.

Mbreti i fundit pagan i Lituanisë ishte një luftëtar i regjur kundër kryqtarëve prusianë të Urdhrit Teutonik, të cilët kishin më se dy shekuj që luftonin pareshtur për kristianizimin e lithuanezëve, livonianëve, finlandezëve, estonezëve etj. Konvertimi i mbretit lituanez ishte një hap i mirëpeshuar politik. I lëkundur mes një martese me një princeshë ruse të shtetit moskovit apo një aleance martesore me princeshën trashëgimtare të Polonisë, ai zgjodhi opsionin polak, duke u martuar me Jadvigën dhe duke u bërë mbret i super-shtetit polako-lituanez, nën emrin Vladyslav Jagielo II (1386–1434).

Megjithatë, konvertimi i mbretit dhe i oborrit mbretëror në krishterim qe shumë më i lehtë se konvertimi i popullsisë. Në fakt kjo ishte edhe arsyeja pse prusianët nuk e konsideronin si të sinqertë këtë konvertim, dhe i vazhduan edhe për shumë vite fushatat kryqtare kundër popujve të Baltikut lindor e verior. Në betejën e Grunvaldit, të vitit 1410, më se një dekadë mbas betejës



së Nikopojës (1396), kur forcat kryqtare të grumbulluara pa shumë rregull u shpartalluan nga osmanët, forcat e bashkuara të shteti polako-lituanez më në fund i thyen keqas forcat e urdhrit të krishterë prusian, dhe presioni i kryqtarëve u eliminua përfundimisht. Paganizmi vazhdoi të tolerohej në popullsitë e Europës veri-lindore, pavarësisht se zyrtarisht krishterimi ishte shpallur fe e vetme. Vetëm në shekullin e XVII mund të thuhet se u krye konvertimi i këtyre popullsive në krishterim.

Këtu po flasim për periudhën e fundit të shtrirjes së pranisë së Islamit në Europë, atë osmane. Por myslimanët kishin pothuajse një mijë vjet prani në Europën Perëndimore, dhe kishin krijuar një qytetërim rrezatues, një nga ciklet qytetëruese më të rëndësishme në historinë botërore, pa të cilin është e vështirë të kuptohet vetë qytetërimi i sotëm europian. Në shekullin e XI, tre shekuj mbas themelimit të shtetit islam spanjoll, Baltiku dhe Deti i Veriut, pa të cilët sot nuk mund të konceptohet Europa, akoma nuk ishin kristianizuar, dhe pa frikë mund të thuhet se ajo Europë veriore që sot përbën bërthamën më të zhvilluar të asaj që ne e njohim për Europë ishte akoma pagane e politeiste. Gjithashtu pagane e politesite ishte edhe krejt Europa verilindore dhe ajo lindore, nga stepat ruse e deri në detin Adriatik.

Madje, nuk duhet harruar se veçanërisht në Ballkan kishte ndodhur një proces historik të cilit i është kushtuar shumë pak vëmendje, por që ka qenë pjesë e evoluimit historik të kësaj zone, pikërisht ai proces të cilin bizantinisti i njohur François Dvornik e emërton si de-krisitianizim apo rikthim të shumicës së gadishullit ballkanik në paganizëm e politeizëm pas kristianizimit të shekujve II-VI. Për rreth gjysëm mileniumi shumica e Ballkanit u rikthye në paganizëm për shkak të dyndjeve dhe vendosjes në Ballkan të popullsive të ndryshme, kryesisht sllave, të cilat shkatërruan sa mundën, duke rrafshuar qytete e fshatra. Aq më tepër që një pjesë e Ballkanit, veçanërisht brendësia e tij dhe zonat malore, nuk ishin kristianizuar akoma kur filluan valët e njëpasnjëshme të dyndjeve të paganëve gjermanikë, hunë e sllavë.

Në shekullin e IX-të, kur misionarët e krishterë Ciril e Method rrekeshin me vështirësi t'u mësonin sllavëve abc-në e shkrimit, myslimanët hispanikë e italikë rrekeshin të ndërtonin mjetin e parë fluturues, apo thelloheshin në komentimin e filozofëve të lashtësisë.

Në përfundim mund të themi se përgjatë dy mijë vjetëve të fundit Europa, jo vetëm si kontinent dhe koncept gjeografik, por edhe si qytetërim, ka qenë njëkohësisht e krishterë, islame dhe pagane (ateiste). Prania e të tri këtyre besimeve ka qenë e vazhdueshme, dhe Europa nuk bën kurrfarë përjashtimi në mesin e kontinentëve të njohura që nga lashtësia. Jo vetëm Europa, por edhe Afrika dhe Azia kanë qenë gjithnjë e njëkohësisht të tilla.

(1) Autori është punonjës shkencor në Institutin e Historisë në Tiranë. (2) Më gjerësisht: Eric Christiansen. The Northern Crusades: the Baltic and the Catholic Frontier 1100-1525. Minneapolis: University of Michigan, 1981; S.C. Rowell, Lithuania Ascending: A Pagan Empire Within East-Central Europe, 1295-1345. Cambridge University Press, 1994. (3) François Dvornik, Byzance et la primauté romaine, Paris: Les Editions du Cerf, 1964, f. 68-69: "Il en resulta que Constantinople et Rome evoluerent dans des directions differentes. L'eloignement qui s'ensuivit eut pu etre evite si le pont de l'Illyricum n'avait pas ete detruit. Mais la disparition et la dechristianisation des provinces latines de l'Illyricum, leur occupation par les elements barbares et la perte de la domination maritime de l'Empire en mediterranee, tout cela fit que la co penetration des idees nouvelles entre l'Orient et l'Occident fut presque impossible".

Prof. Dr. Hysen Matoshi

# Një jetë kushtuar shqipes

Një gjysmë shekulli angazhimi profesional e intelektual për gjuhën shqipe, për shqipen standarde, për përdorimin e saj të saktë në komunikimin publik, një jetë që kuptimin e saj e mbështeti në dijet e thelluara gjuhësore dhe në dashurinë e pamasë për vlerën më identifikuese e më jetëgjatë të botës shqiptare. Një jetë që po t'i heqësh angazhimin për gjuhën do ta humbiste çdo domethënie të saj.

Këto ditë profesor Isa Bajçinca u nda nga ne, duke lënë një zbrazëtirë në kulturën gjuhësore shqiptare, largim që mbase do të mund të krahasohej vetëm me boshllëkun që la profesor Hasan Mekuli në dijen dhe në mendimin letrar shqiptar. Të dy - të thelluar në materiet studimore, të angazhuar në proceset e emancipimit gjuhësor e letrar, të palodhshëm në përpjekjet për ngritjen e kapaciteteve pedagogjike të shqiptarëve të mbetur jashtë shtetit amë, të vendosur në mbrojtjen e qenies etnike si profesionistë dhe si intelektualë – kishin ndrydhur çdolloj ambicie për suksese personale, për grada shkencore, që, sidomos në ditët e sotme, më shumë shërbejnë për të trumbetuar dijen personale sesa për ta dëshmuar atë. Domethënia e tyre jetësore qëndronte te përmbajtja, forma ishte për ta veçse një aspekt i përçmuar të cilin shumë-shumë e përligjte përmbajtja.

Dimensionet e kontributeve të profesor Isa Bajçincës për gjuhën shqipe janë të shumta. Ato nisin me punën e palodhshme gati gjysmëshekullore pedagogjike, pastaj identifikohen me përpjekjet për standardizimin e shqipes, duke qenë gjithnjë pjesë e pandarë e aktive e tyre në të gjitha fazat jetike që nga Konsulta Gjuhësore e Prishtinës e këtej, me angazhimin e gjithanshëm për organizimin dhe mbarëvajtjen e aktiviteteve kushtuar kulturës së gjuhës dhe veçmas zbatimit të shqipes standarde, me përcjelljen kritike në medie të zbatimit të shqipes standarde, me redaktimin e një numri tejet të madh të teksteve të sferave të ndryshme, me ngritjen e strukturave organizative të komunitetit të gjuhëtarëve etj. Në vijim shkurtazi do të flasim vetëm për aspektet kryesore të punës së tij.

## Pedagogu

Puna pedagogjike e profesor Isa Bajçincës është e lidhur ngushtë me zhvillimin e kapaciteteve mësimdhënëse në Degën e Gjuhës dhe të Letërsisë Shqipe në kuadër të Fakultetit të atëhershëm të Filozofisë. Duke filluar që nga viti 1969, kur u zgjodh asistent në Degën e Gjuhësisë e deri në pensionimin e tij, profesori Isa Bajçinca u mor me ngritjen e kapaciteteve gjuhësore e pedagogjike të brezave të tërë të shqiptarëve të Kosovës dhe të viseve të tjera të ish-Jugosllavisë. Për gati katër dekada transmetoi nëpër auditoret universitare dijet e tij te gjeneratat e mësuesve, të cilët pastaj i shpërndanë ato anembanë vendeve ku mësohej gjuha shqipe. Studentët do ta kujtojnë gjithnjë për përkushtimin si mësimdhënës, por edhe për qëndrimin aspak tolerues në raport me shmangiet nga norma drejtshkrimore e drejtshqiptimore për të cilat ishte i gatshëm prore të tërhiqte vërejtjen dhe të këshillonte, qoftë edhe kur bëhej fjalë për biseda të zakonshme. Një ndihmesë të konsiderueshme si pedagog profesori Isai e dha edhe në kuadër të punës së tij si ligjërues i lëndës gjuha shqipe në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, për më se dy dekada me radhë.

Duke e kuptuar rëndësinë e zotërimit të normës së gjuhës shqipe për zhvillimin e gjithëmbarshëm kulturor e shoqëror, Profesori ia kushtonte një vëmendje të veçantë programit shkollor që përgatitej në kuadër të redaksisë së Radiotelevizionit të Prishtinës. Emisionet për kulturën e gjuhës, dedikuar nxënësve, ishin një shkollë në vete dhe mbase një model edhe për ditët e sotme se si mund të bëhen programe të mirëfillta arsimore.

## Angazhimi për normën e shqipes

Në procesin e normëzimit të gjuhës shqipe Isa Bajçinca ishte një subjekt aktiv, duke filluar që nga Konsulta Gjuhësore e Prishtinës (1968), Kongresi i Drejtshkrimit (1972), pastaj në të gjitha aktivitetet përcjellëse dhe diskutimet që u bënë për gjuhën standarde shqipe.



*Prof. Isa Bajçinca*

Kudo do të artikulonte me një kompetencë të rrallë mendimin e tij. Është e vërtetë se ishte këmbëngulës në pikëpamjet e tij, por edhe argumentues njëkohshësisht. Pikëpamjet e tij mund edhe të mos pranoheshin nga të gjithë, por ishte i padiskutueshëm fakti se ato zgjonin kureshtjen dhe respektoheshin. Për shqipen angazhohej, përveçse si një profesionist i rrallë, edhe si një i pasionuar në vlerën tonë më të madhe kombëtare.

Pothuajse nuk është organizuar ndonjë aktivitet i rëndësishëm kushtuar kulturës së gjuhës, apo shqipes standarde, në të cilin të mos ketë marrë pjesë profesor Isa Bajçinca. Në shumë prej këtyre aktiviteteve kishte edhe rolin e organizatorit, përkatësisht të autoritetit kryesor të tij. Kujtojmë se si edhe Seminari Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare për vite ka qenë aktiviteti në të cilin ai sillte kontributet e çmuara, qoftë në trajtë kumtesash, qoftë si profesor që mbante kurset e gjuhës për të huajt. Pas Çlirimit të Kosovës (2002), profesor Isai, në krye të një komuniteti gjuhëtarësh nga Kosova, formoi Shoqatën e Gjuhës, së cilës i priu deri në fundin e jetës së tij. Kjo shoqatë ka bërë një varg punësh me rëndësi për gjuhën shqipe, ndonëse funksionoi në vijimësi pa buxhet të mirëfilltë. Duhet përmendur këtu vetëm garën e karakterit mbarëkombëtar "Gjuhëtari i ri", në të cilën kanë marrë pjesë për 13 herë radhazi nxënës nga shkolla shqipe të mbarë hapësirës etnike, duke e shtuar te nxënësit edhe më shumë dashurinë për gjuhën shqipe dhe dëshirën për ta zotëruar normën e saj. Nënkuptohet se kjo ka qenë një punë e përbashkët dhe kontribut edhe i kolegëve të tjerë të shoqatës, sikundër janë: Shefkije Islamaj, Qemal Murati, Sulejman Dërmaku, Ragip Mulaku, Nexhmije Kastrati etj., por në krye të punës ishte gjithnjë profesori Isa Bajçinca. Shoqata e kishte shtrirë rrjetin e saj në një pjesë të madhe të Kosovës, duke organizuar debate, tribuna, diskutime me grupe të ndryshme shoqërore e intelektuale. Gjithsesi kjo shoqatë, e drejtuar nga kryetari i saj, ka mbajtur edhe një varg aktivitetesh shkencore që për objekt kanë pasur shqipen standarde dhe përdorimin e saj. Po veçojmë disa prej tyre, sikundër janë: tryeza shkencore "Gjuha shqipe në shkrime publike", 2004; tryeza shkencore "Kultura e gjuhës në universitetet tona", 2007; Konferenca shkencore "Dyzet vjet të shqipes standarde – arritje dhe probleme aktuale", bashkorganizuar me Institutin Albanologjik, 2012; tryeza shkencore "Kultura e gjuhës në mediet tona – arritje dhe probleme aktuale", 2013 etj. Në aktivitete të këtilla kanë marrë pjesë dhjetëra studiues nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia, Mali i Zi etj., ndërsa një numër punimesh janë përmbledhur në dy vëllimet e revistës së Shoqatës "Kulturë gjuhe". Përveçse kemi një numër të madh kumtimesh të lexuara në këto aktivitete, profesor Isa Bajçinca gjithashtu ka botuar edhe shumë nga këto kumtime, por edhe studime të tjera në faqet e periodikut të fushës së gjuhësisë, si në faqet e revistës "Gjuha shqipe", në vëllimet e materialeve të Seminarit, në shtypin dhe periodikun e Kosovës, Shqipërisë, Maqedonisë etj. Mbledhja e gjithë kësaj trashëgimie studimore, me sens kritik lidhur me gjuhën e shkruar shqipe të kohës, dhe botimi i saj në një a më shumë vëllime, do t'i shërbente së tepërmi një vlerësimi më të drejtë të punës së Profesorit, por edhe zgjidhjes së një vargu problemesh që lidhen me shqipen e zbatuar.




### Vetëdija kritike gjuhësore

Profesor Isa Bajçinca shquhej edhe për dinamizmin e tij, për gatishmërinë që të bëhej pjesë e vlerësimit të prirjeve gjuhësore që shfaqeshin në sfera të ndryshme të jetës sonë, duke filluar nga mediet, administrata, shkolla etj. Asnjëherë nuk i ka parë me paanësi prirjet shkrimore që deformonin rëndë natyrën e shqipes. Rrjedhimisht e qortonte përdorimin e panevojshëm të fjalëve të huaja dhe veçmas i qortonte përdoruesit e ndërtimeve të huaja sintaksore që zinin vend në shqipen e shkruar dhe të folur, pastaj fliste për përkthime të paqarta dhe për pasojat e tyre në formimin gjuhësor të lexuesve, për mungesën e logjikës në tekste të shkruara etj. Kjo gjë ndonjëherë edhe i ka shkaktuar keqkuptime në mesin e kolegëve, por ai ka vijuar të flasë për dukuritë e këtilla, pa pasur qëllimin që të kërkojë të metat në shkrimet e akëcilit autor, sepse ato, për fat të keq, në përmasa mjaft të gjera haseshin dhe vijojnë të hasen gjithandej në shkrimet tona.

Profesor Isai një punë të madhe e ka bërë edhe si redaktor gjuhësor i shumë veprave, revistave, teksteve nga sfera e administratës etj. Në fund të fundit, edhe kolegët e tij, kur hasnin në ndonjë vështirësi të pakapërcyeshme gjuhësore, gjithnjë do të kërkonin edhe mendimin e pse jo edhe ndihmën e tij.

### Kontributi gjuhësor për islamologjinë shqiptare

Ndonëse ka dhënë ndihmesë të çmuar për kulturën e gjuhës në sfera të ndryshme të jetës, një pjesë të konsiderueshme të punës së tij si redaktor gjuhësor profesor Isa Bajçinca ia ka kushtuar materies së publicistikës dhe përgjithësisht literaturës islame të botuar në Kosovë. Mund të thuhet se roli i tij për ngritjen cilësore të komunikimit në këtë sferë ka qenë tepër i madh, do të thosha edhe i pazëvendësueshëm. Më shumë se 200 numra të "Diturisë islame", nga rreth 300 sa kanë dalë gjithsej, janë të redaktuar gjuhësisht nga Profesori. Shumë prej shfytyrimeve gjuhësore, që i ndeshim gjithandej në shkrimet tona, i kishte përjashtuar nga faqet e kësaj reviste. Ka edhe një numër të konsiderueshëm të botimeve nga sfera e literaturës islame dhe e islamologjisë në të cilat po kështu vërehet dora e tij prej redaktori gjuhësor. Është e qartë se, me një punë sistematike profesionale dhe vigjilente e parimore në planin etik, Profesor Isai ka bërë që autorët të mësojnë shumë nga redaktimi i teksteve të tyre, ndërsa për rrjedhojë edhe terminologjia e fushës islame të standardizohet, në një masë të konsiderueshme, ndonëse në këtë drejtim ka mbetur ende mjaft për të bërë. Përveç modelit të shkrimit, që shpërfaqte kapacitetet e tij të rralla leksikore dhe të zotërimit të normës së shqipes, lexuesi i revistës "Dituria islame" kohë pas kohe do të gjente shkrime që i kushtoheshin kulturës së gjuhës, në të cilat tërhiqte vërejtjen për shfytyrimet e rënda që i bëheshin shqipes, për kalket, për fjalët e huaja (sa e sa herë kishte folur për to), për nevojën që fjalët burimore të zinin vend të shkrimet tona, për nevojën që teksti të përkthehej nga akëcila gjuhë në frymën e shqipes etj. Angazhimet e tij ishin të gjithanshme, ngaqë e kishte të qartë se shqipja standarde nuk mund të merrte jetë vetëm në universitet. Përpjekjet për jetësimin e saj duhej të shtriheshin në secilën sferë të përdorimit të saj publik. Literatura fetare, duke qenë pjesa më shpirtërore e shkrimeve, ka një rol tejet të madh në formimin e shoqërisë, pra edhe në formimin e saj të drejtë gjuhësor. Puna e tij prej nismëtari të mbarë sigurisht që do të japë edhe më shumë fryte në të ardhmen.

Profesor Isa Bajçinca, me punën e tij të gjithëmbarshme në fushën e kulturës së gjuhës, qoftë si pedagog, qoftë si mendje kritike, është kthyer në një referencë për shqipen standarde në Kosovë dhe më gjerë. Kontributet e tij shkojnë përtej harkut kohor të jetës së tij, janë vlera të tejkohshme për shqipen.

Mr. Vedat Shabani

# Llojet e moralit

**E para: Llojet e moralit nga aspekti: të lindura ose të fituara**

Nga ky këndvështrim morali ndahet në dy pjesë: moral i lindur dhe moral i fituar.

E para: Një pjesë e moralit të njerëzve është e lindur.Te ata ai shfaqet që nga fillimi i zhvillimit të tyre. Ndërsa një pjesë është edhe i përfituar nga ambienti, nga ndjekja e praktikave, përvojave dhe të ngjashme. Morali i lindur mund të zhvillohet, të orientohet dhe të modifikohet, sepse ekzistimi i moralit të lindur sinjalizon në ekzistimin natyror të zhvillimit të tij përmes trajnimit, mësimit dhe përsëritjes së përvojave.

Për shembull: Ne mund ta gjejmë çështjen e frikës te disa njerëz më të theksuar se te disa të tjerë. Gjithashtu mund ta gjejmë lakminë e lindur më të theksuar te disa njerëz sesa te disa të tjerë, apo mund të gjejmë disa njerëz që hidhërohen shumë shpejt, e edhe të tjerë që hidhërohen më ngadalë, e kështu me radhë. Këto variante i vërejmë edhe te fëmijët e vegjël ndaj të cilëve ambienti ende nuk ka ndikuar në zhvillimin dhe rritjen e tyre.

Disa thënie profetike konfirmojnë këtë variant të natyrshëm mes njerëzve në sjelljet e tyre, e prej tyre edhe thënia e Pejgamberita.s., ku thotë: "Pasardhësit e Ademit janë krijuar prej shtresave të ndryshme, prej tyre ka që hidhërohet ngadalë dhe pajtohet shpejtë, që hidhërohet shpejtë dhe pajtohet shpejt, që hidhërohet ngadalë dhe pajtohet ngadalë,[1] gjithashtu prej tyre ka që pajtohen ngadalë dhe hidhërohen shpejt, e më i miri prej tyre është ai që hidhërohet ngadalë dhe pajtohet shpejt, dhe më i keqi është ai që hidhërohet shpejt dhe pajtohet ngadalë."

Gjithashtu kemi edhe hadithin të cilin e transmeton EbuHurejre, se Pejgamberia.s. ka thënë: "Njerëzit janë sikurse metali i arit dhe argjendit: më i miri prej tyre gjatë kohës së injorancës është më i miri edhe në Islam, nëse arsimohet."[2]. Gjithashtu hadithi tjetër ku



Pejgamberia.s. thotë: "Allahu xh.sh. e krijoi Ademin një grumbull (pjesë) të cilin e ka grumbulluar nga e tërë toka, prandaj edhe pasardhësit e Ademit janë sikurse toka, prej tyre është i kuqi, i bardhi, i ziu dhe ata mes tyre, e gjithashtu prej tyre është i lehti dhe i vështiri, i miri dhe i keqi."[3]

Thënia e Pejgamberit a.s. "Njerëzit janë sikur metali (xeheja)", është argument për dallueshmërinë e dhuntive të lindura. Përmes këtij hadithi Pejgamberi a.s. vërteton se njerëzit më të mirë në formësimin natyror janë njerëzit më të moralshëm, ky formësim i lindur njeriun e shoqëron gjatë gjithë jetës. Nëse shikojmë një grup njerëzish jo të arsimuar a të edukuar, ose një shoqëri injorantësh, atëherë patjetër se në atë mes do të dallohen ata që janë më të moralshëm, sepse ata janë pjesa më e mirë dhe njerëzit më të sjellshëm në atë shoqëri. Pastaj, nëse e marrim atë grup njerëzish dhe e edukojmë, e arsimojmë dhe e shpëtojmë nga shoqëria e injorancës, e më pas prapë i shikojmë, do t'i vërejmë ata më të mirët, sepse patjetër se do të dallohen gjatë vështrimit tonë, pra ata që ishin dalluar edhe më herët, sepse dija, edukata dhe besimi përforcojnë atë që në brendësinë e tij që nga lindja e tij, është i moralshëm.

Gjithashtu, në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. thotë: "Vërtet Allahu xh.sh. e ka ndarë moralin për ju ashtu siç e ka ndarë furnizimin ."[4,5]

### E dyta: Llojet e moralit nga aspekti i lidhshmërisë – marrëdhënies së tij

Morali, shikuar nga aspekti i lidhshmërisë-marrëdhënies së tij, ndahet në katër lloje:

**Lloji i parë:** Që ndërlidhet me format e lidhjes së përqendruar mes njeriut dhe Krijuesit të tij. Mirësia e moralit në kufijtë e këtij lloji ia imponon njeriut disa lloje të ndryshme të mirësjelljes: prej tyre besimi-imani në Të sepse Ai është realitet; njohja dhe pranimi i atributeve absolute të Tij, besimi në atë që na lajmëron rreth saj, pranimi absolut i gjykimit të Tij të cilin e sjell ndaj nesh, sepse Ai është pronar i të vërtetës dhe mund të gjykojë ashtu siç do.

Të gjitha këto lloje të mirësjelljes janë çështje për të cilat thërret dhe fton virtyti i moralit të mirë.

Ndërsa arsyet që dërgojnë deri te mohimi i Krijuesit pas qartësimit të argumenteve mbi ekzistimin e Tij sigurisht se janë arsye që mbështetën në një grup sjelljesh jo të mira, prej tyre mendjemadhësia, dëshira për kundërshtim ndaj atij që duhet të respektohet dhe dëgjohet, ndjekja e egos dhe epshit, si dhe mohimi i të mirave dhe refuzimi i realitetit.

**Lloji i dytë:** Që ndërlidhet me format e lidhjes së përqendruar mes njeriut dhe njerëzve të tjerë.

Format e mirësjelljes dhe moralit të mirë në kufijtë e këtij lloji janë të njohura dhe të shfaqura: prej tyre: vërtetësia, ndershmëria, dëlirësia, drejtësia, mirësia, falja, shoqërimi me njerëz, përmbushja e obligimeve, pranimi i të drejtës para pronarit të saj, bujaria, e të tjera sjellje që janë të dobishme edhe për njerëzit e tjerë.

Ndërsa format e sjelljes jo të mirë dhe moralit jo të mirë në kufijtë e këtij lloji janë të njohura dhe të shfaqura si: gënjeshtra, tradhtia, padrejtësia, agresioni, koprracia, të qenët jo i shoqërueshëm, mospërmbushja e obligimeve, mohimi i të mirave, mospranimi i të drejtës pronarit të saj, e të tjera sjellje të këqija që janë të dëmshme edhe për njerëzit e tjerë.

**Lloji i tretë:** Që ndërlidhet me format e lidhjes së përqendruar mes njeriut dhe vetes së tij.

Format e mirësjelljes dhe moralit të mirë në kufijtë e këtij lloji janë të shumta, e prej tyre mund të përmendim: durimin ndaj fatkeqësive, sistemimin dhe përpikërinë në punë, mosngutjen në gjëra para ardhjes së momentit etj., që futen nën ombrellën e menaxhimit të mirëfilltë të njeriut ndaj punëve të tij dhe urtësisë së tij në rregullimin e punëve të tij.

Ndërsa format e sjelljes jo të mirë në kufijtë e këtij lloji vijnë në të kundërtën e atyre që u përmendën më lart.

**Lloji i katërt:** Që ndërlidhet me format e lidhjes së përqendruar mes njeriut dhe gjësendeve.

Mjafton të parafytyrosh si mirësjellje dhe moral të mirë në kufijtë e këtij lloji mëshirën, butësinë gjatë kontaktit dhe përmbushjen e detyrimeve ndaj njerëzve dhe gjësendeve. Ndërsa padrejtësia, vrazhdësia dhe privimi nga të drejtat e secilit janë sjellje të ulëta dhe të këqija, e lidhur me këtë Pejgamberia.s. thotë: "Një grua është ndëshkuar për shkak të një maceje që e kishte izoluar derisa kishte ngordhur, dhe për shkak të asaj ishte futur në zjarr. Ajo as nuk e kishte ushqyer e as nuk e kishte lënë të lirë për të ngrënë nga gjësendet në tokë."[6]

Vlen të theksohet se shumë lloje të moraleve kanë ndërlidhje në disa lloje. Për këtë arsye te shumica e llojeve mund të gjendet diçka nga ndonjë lloj tjetër, e që mund të jetë e dobishme për vetë njeriun, por në të njëjtën kohë edhe për të tjerët.[7]

(1) Transmeton Imam Tirmidhiu (2191) dhe Imam Ahmedi (3/19). (2) Transmeton Imam Buhariu (3383) dhe Imam Muslimi (2638). (3) Transmeton Imam EbuDavudi (4693), Tirmidhiu (2955) dhe Ahmedi (4/400). (4) Transmeton Imam Ahmedi (1/387) dhe Hakimi (1/88). (5) El-AhlakEl-Islamije ve Ususuha, Abdurrahman Hasen HabennekeEl-Mejdanij, Darul Kalem, botimi i pestë, Damask 1999. (6) Transmeton Imam Buhariu (3482) dhe Muslimi (2242). (7) El-AhlakEl-Islamije ve Ususuha, Abdurrahman Hasen HabenekeEl-Mejdanij, (1/55), Darul Kalem, botimi i pestë, Damask 1999.

**Besnik Jaha**

# Recension për librin “Të tjerët për Islamin”

Libri “Të tjerët për Islamin”, i autorit Ajni Sinani vjen si një përmbledhje faktesh e deklaratash të mendjeve më të shquara të njerëzimit për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. Kur merret parasysh koha, ky libër i dalë tani shumëfishon vlerën e tij; në këtë kohë paragjykimi dhe keqinterpretimi i Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. është rritur shumë, prandaj përmledhja e thënieve/dëshmive vlerësimdrejta të të urtëve gjatë gjithë historisë për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. patjetër se përbën një punë që meriton respekt dhe përkushtim.

Nga të gjitha fetë, qofshin me bazë qiellore ose tokësore, Islami është më i përfoluri nga ata që s’janë pjesë e tij. Përderisa nuk ekziston ndonjë filozofi/department i veçantë studimi për kulturën perëndimore, Oksidentin, e kundërta, orientalizmi është mjaft i zhvilluar dhe i përkrahur nga thuajse çdo qark që vjen nga Oksidenti dhe jo vetëm. Pra, paradoksalisht, përmbledhja e studimeve/gjykimeve për Islamin, Kuranin dhe jetën e Muhamedit a.s. nga perëndimorët dhe jo vetëm është kufizuar në një term që si i tillë përmbledh edhe kulturën hebreje dhe atë të krishtere, por që në fakt këto të dyja i përjashton përgjithësisht nga studimi/gjykimi, dhe kështu si Orient e konsideron vetëm Islamin dhe kulturën arabe.

Pavarësisht shpjegimeve alegorike që kanë dhënë librat e shenjtë për qytetin e Jerusalemit, si pikëtakim gjenetik i tri feve, “shkenca” ka vlerësuar se studimet orientalistike përfshijnë vetëm atë që buron nga njëra fe, përkatësisht Islami. Ja pse sot kemi orientalizëm dhe jo oksidentalizëm; orientalist dhe jo oksidentalist …

Megjithatë, që nga kontaktet e para që të tjerët patën me Islamin, Kuranin dhe historinë e jetës së pejgamberit Muhamed a.s., nuk munguan edhe opinionet dhe deklarimet publike. Të tre këta faktorë shtynë edhe mendjet më të shquara të thellohen mprehtësisht në esencën e këtyre tre faktorëve, për të reflektuar më në fund me një deklarim të hapur e respektues. E kundërta, mosthellimi në esencën e secilit element të sipërtheksuar ka reflektuar paragjykim dhe konstatim të gabuar. Prandaj, siç thekson edhe autori i librit me titull “Të tjerët për Islamin”, përkatësisht edhe për Kur’anin dhe Muhamedin a.s.” Ajni Sinani, *në krejt literaturën e shumtë që është shkruar në Evropë rreth Muhamedit a.s., s’ka asnjë vepër ku është kritikuar dhe dëbuar fyerja dhe shpifja që është përhapur nga armiqtë e Islamit kundër personalitetit dhe mësimeve të Muhamedit a.s.*, fakt ky që edhe sot vërehet te jo pak persona dhe qarqe të caktuara që vazhdojnë me propagandë antiislame. Epo kush do ta përmblidhte të keqen e bërë? Vetë mungesa e një vepreje të tillë dëshmon për paragjykimet e





shumta që të tjerët patën/kanë për Islamin dhe gjithë atë që lidhet me të.

Sidoqoftë, në raport krahasues me paragjykimet dhe vlerësimet e gabuara, mendjet e shquara dhe që qenë më objektive në gjykimet e tyre prijnë shumë më përpara, si nga aspekti kuantitativ ashtu edhe nga ai kualtiativ.

Qëndrimi admirues ndaj Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. i një numri të madh njerëzisht që qenë jomyslimanë vetëm sa i ka nderuar emrat e tyre. Ndërsa përmbledhja dhe ndarja në shtatë kapituj e deklaratave të tyre përbën një punë shumë të rëndësishme për kulturën e letrave islamoshqipe.

Duke shfrytëzuar një shumësi burimesh me vlerë të çmuar, prononcimet admiruese të jomyslimanëve Ajni Sinani i ka ndarë në deklarata:

- Për Islamin;
- Për Kur'anin;
- Për Muhammedin a.s.;
- Për civilizimin islam;
- Për tolerancën islame;
- Për çështjen e gruas, dhe;
- Për arsyen e pranimit të fesë islame (Pse pranova Islamin?).

Kjo ndarje, e bërë kryesisht mbi parimin tematik, njëherit është edhe struktura e këtij libri, e që si e tillë lehtëson shumë kërkimin për përgatitjen ideo-tematike të ndonjë studimi.

Ndërsa sa për lexuesit, ky libër është për çdo moshë dhe për secilin nivel të lexuesve. Për letrarët mjafton përmendja e emrave si: Johan Volfgang von Goethe, Leon Nikolajeviq Tolstoj, Aleksandër S. Pushkin, Volter, Lamartini, Bernard Shou etj.; sikur që për studiuesit e shkencave ekzakte do të mjaftonte përmendja e emrave si: John Naish, Montogomery Watt etj., e që përfundimisht do të bënte që ky libër të mos largohej asnjëherë nga tavolina e punës; qoftë për të shfrytëzuar ndonjë citim në punimet e ndryshme me të cilat paraqitemi nëpër konferenca, apo thjesht për të triumfuar në diskutime me shembuj të marrë nga ky libër i tipit katalog.

Pavarësisht se *de fakto* Ajni Sinani nuk është autor esencial i thënieve që janë brenda librit, *de juro* ai është autor i renditjes dhe klasifikimit, respektivisht autor i ndërtimit të strukturës së librit. Zgjuarsia e treguar në ndërtimin e strukturës së librit bën që Ajni Sinani vërtet të njihet si një studiues i kujdesshëm dhe përmbajtësor. Jo rastësisht, pas gjashtë kapitujve të deklaratave admiruese të filozofëve dhe mendjeve më të shquara Ajni Sinani rendit triumfatorët: ata që edhe e pranuan Islamin. Ndërsa këtë pjesë e titullon me një lajtmotiv: "Pse e pranova Islamin", si për të trumbetuar triumfuesit dhe vetë idealin islam.

Përveç tjerash, libri "Të tjerët për Islamin" i autorit Ajni Sinani vjen si një përmbledhje faktesh e deklaratash të mendjeve më të shquara të njerëzimit për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. Kur merret parasysh koha, ky libër i dalë tani shumëfishon vlerën e tij; në këtë kohë paragjikimi dhe keqinterpretimi i Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. është rritur shumë, prandaj përmledhja e thënieve/dëshmive vlerësimdrejta të të urtëve gjatë gjithë historisë së njerëzimit për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. patjetër se përbën një punë që meriton respekt dhe përkushtim.

Anderson Marku

# Çfarë i premtoi pejgamberi Muhamed (a.s.) botës?

Muhamedi (a.s) është padyshim krijesa më e mirë e njerëzimit, për arsye se mirësia e tij nuk u kufizua brenda një shoqërie apo një kombi, por përfshiu gjithë kombet dhe komunitetet. Ai është njeriu i vetëm të cilit bota, pa marrë parasysh kufijtë e saj gjeografikë, besimet apo dallimet racore, i detyron borxhin më të madh të mirënjohjes.

Koha në të cilën atij i zbriti shpallja hyjnore ishte një nga periudhat më të errëta të historisë njerëzore. Me të nisur zbritja e shpalljes, Muhamedi (a.s), tashmë i Dërguari i Allahut të Lartësuar me revelatë hyjnore, u ndërgjegjësua për misionin e tij, 'përveshi mëngët' dhe nuk pati forcë e as pengesë ta ndalonte. Nevoja për reformim total të shoqërisë atë e udhëhoqi drejt tri premtimeve madhore që ia bëri botës, e të cilat janë: 1. Largimi nga adhurimi i zotave të rremë për të, dhe njohja dhe adhurimi i Zotit të vërtetë, Një dhe të Vetëm; 2. Dalja nga ngushtësitë e kësaj bote në gjerësitë e Ahiretit, dhe; 3. Largimi nga padrejtësitë e 'feve'tokësore e të devijuara, në drejtësinë e Islamit.

Në Kuranin famëlartë, pejgamberi Muhamed (a.s) u njoh nga Allahu i Lavdishëm me epitetin "Rahmetun lil-alemin", mëshirë për gjithë botët, element ky shumë i nevojshëm për realizimin e këtyre premtimeve dhe objektivave globale.

Para Islamit, Arabia nuk kishte një rend shoqëror të mirëfilltë dhe rëndësi historike. Arabët bënin një jetë të degraduar moralisht dhe ishin të robëruar shpirtërisht ndaj epsheve dhe pasioneve kafshërore. Jeta e tyre nuk kishte ndonjë kuptim, arsye apo qëllim specifik për të cilin ia vlente të jetohej apo vdisej. Shpirti njerëzor po priste një rreze drite në burgun e errët shoqëror në të cilin ndodhej, një shenjë për të filluar ndryshimin e madh për fitimin e lirisë së vërtetë.

Kjo rreze drite filloi shkëlqimin e saj në qytetin e Mekës, kryeqendrës së idhujtarisë së asaj kohe, në vitin 610, me Muhamedin, të birin e Abdullahut. Islami si fe e shpallur dhe e emëruar e tillë nga vetë Zoti I Gjithësisë, është feja që do të mbështillte dhe mahniste botën me madhështinë e saj.

Kjo fe "e vjetër dhe e re njëkohësisht ", me gjithë potencialin e saj, synonte jo vetëm risistemim të marrëdhënieve familjare dhe shoqërore, por njëkohësisht kërkonte përmbysje totale në besim, kulte dhe zakone prapanike pagane, me të cilat identifikohej Arabia e asaj kohe, por jo vetëm.

Për njerëzimin ky ishte bekimi më i madh, pasi i çliroi njerëzit, burra apo gra qofshin, nga adhurimi i idhujve dhe zotave të rremë. I orientoi drejt njohjes së Allahut të Lartësuar, Zotit të Vetëm që ekziston dhe meriton të adhurohet. Pejgamberi (a.s) e zhveshi veten nga çdo atribut hyjnor, duke u njohur dhe prezantuar thjesht si rob dhe i Dërguar i Zotit. Ky është thelbi i Tevhidit-Njëshmërisë së Zotit; njohja dhe adhurimi i Tij pa të meta dhe çlirimi nga robëria ndaj krijesave. Pa dyshim që kjo është mirësia më e madhe në jetën e njeriut, një nga premtimet që ky pejgamber iu zotua botës, e të cilin e realizoi me sukses në teori dhe praktikë.

Islami, kjo lëvizje që u proklamua nga pejgamberi i ri, hasi në një rezistencë të fortë dhe të ashpër nga aristokracia e asaj kohe, e cila sundonte shpirtrat dhe trupat e mbështetësve. Ky ishte fillimi i luftës për jetë a vdekje ndërmjet kultit të rremë të idhujve dhe besimit në Allahun si Zot të Vetëm. Besimi në kultin e idhujve e kufizonte gjithçka me këtë botë; për ta kjo botë ishte dynjaja dhe ahireti. Nga ana tjetër, besimi të cilin predikonte pejgamberi Muhamed (a.s) i kapërcente kufijtë e kësaj bote, pa e anashkaluar këtë të fundit. Sipas pikpamjes pejgamberike, kjo botë- dynjaja, është trampolinë për në botën tjetër; vend testimi ku njeriu vlerësohet për veprat dhe punët e tyre, dhe nëpërmjet tyre presin faturën për në Xhenet ose Xhehenem. Për një shoqëri që ishte larguar krejtësisht nga mësimet hyjnore dhe e zhytur thellësisht në injorancë dhe besëtytni, besimi në botën tjetër ishte diçka e pakapshme, e paarritshme për mendjet dhe shpirtrat e tyre. Në disa versete kuranore dhe hadithe pejgamberike poashtu, menjëherë pas besimit në Allahun e Lartësuar, përmendet besimi në botën tjetër. Për shembull, në një thënie



të saktë pejgamberike thuhet:"Kush beson në Allahun dhe Ditën e Fundit, le të flasë mirë ose le të heshtë!". Shembuj të tillë gjenden plot në literaturën islame të lartpërmendur. Ky është element tregues për vlerën që përmban besimi në botën tjetër, ndikimi që ai jep në shoqëri dhe reflektimi rreth problemeve të shoqërisë së asaj kohe. Kur njeriu veprat në jetën e kësaj botei harmonizon me nijetin dhe veprat për botën tjetër, duke formuar një ekuilibër të qëndrueshëm, arrin gradën në të cilën e ka emëruar Allahu, si mëkëmbës i Tij në tokë. Ky ekuilibër ndërmjet Dynjasë dhe Ahiretit përmblidhet në një lutje, të cilën Pejgamberi (a.s) e bënte shpesh dhe e donte shumë: "O Allah, na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër, e na ruaj nga dënimi me zjarr!" Pejgamberi Muhamed (a.s) ishte emancipuesi suprem i njerëzimit, shpëtimtar i qytetërimit të virtyteve, i cili nxorri nga humnerat e Dynjasë në fushat e gjera të Ahiretit jo vetëm një popull por gjithë njerëzimin, duke qenë se mesazhi i tij ishte botëror. Ai i kapërceu kufijtë materialistë të kësaj bote, pa i shembur krejtësisht ato. Në pikpamjen e Pejgamberit, ruajtja e balancit ndërmjet dy botëve është çelësi i suksesit në Dynja dhe Ahiret.

Siç u përmend dhe mësipër, shoqëritë në përgjithësi, e ajo arabe në veçanti, kishin arritur në fazë kritike, ku vlerat ishin thuajse krejtësisht të zhdukura dhe ishte forca ajo që bënte rolin "edhe të ligjit, edhe të maliqit". Padrejtësia kishte zaptuar çdo sferë të jetës, por edhe çdo kënd të shpirtrave njerëzor. Padrejtësitë ndaheshin dhe ndahen në 3 lloje: padrejtësi ndaj Zotit, padrejtësi ndaj njerëzve dhe padrejtësi ndaj vetes. Dy prej padrejtësive më të mëdha të cilat mbisundonin në atë kohë ishin: shirku dhe varrosja e foshnjave vajza e të gjalla. Shirku apo idhujtaria është padrejtësia më e madhe, e cila përkthehet si mosmirënjohje ndaj Zotit, ndaj të mirave që Ai jep. Mbytja e foshnjave të pafajshme është padrejtësi që krijesa i bën krijesës, tregues ky i mungesës së besimit në Zot dhe zvetënimit të ndjenjave njerëzore. Të dyja këto padrejtësi reflektojnë në jetën e njeriut duke e dëmtuar drejtpërdrejt. Për ta luftuar këtë padrejtësi që kishte prekur thellësisht çdo hallkë shoqërore, duhej shkatërruar themeli i saj, i cili kishte hedhur shtat, sikur bima e kungullit mbi trupin e plepit të lartë. Pikërisht, këtu nisi edhe zanafilla e drejtësisë islame, me Njëshmërinë e Zotit. Teuhidi është thelbi i drejtësisë, baza dhe themeli i një shoqërie të shëndoshë mbi baza hyjnore. Ai e largon njeriun nga robërimi i njeriut, duke pranuar t'i robërohet vetëm Zotit, robëri e cila është pikënisja e drejtësisë dhe lirisë së vërtetë. Sa më shumë t'i robërohet njeriu Allahut të Lartësuar, aq më shumë fiton liri dhe bëhet i drejtë.

Nëse Islami është harmoni e forcave të kundërta, trupore dhe shpirtërore, atëherë personifikimi ideal i kësaj harmonie është figura e pejgamberit Muhamed (a.s), të Dërguarit të fundit të Zotit. Kur Kurani deklaron se Muhamedi (a.s) është vetëm njeri dhe vë në dukje anën njerëzore të karakterit të tij, ai nuk e ul pejgamberin, por lartëson njeriun. Sipas Kuranit, ai nuk është as shenjtor e as engjëll, por është pikërisht njeriu në formën më të përsosur nga krijesat e Zotit. Muhamedi (a.s) ka qenë njeri, më i madhi që ka ekzistuar ndonjëherë. Premtimet që ai u zotua t'i mbajë, arriti t'i mbajë me sukses të plotë, siç nuk janë regjistruar askund dhe asnjëherë më parë. Kjo është një nga dëshmitë që figura e tij qëndron lart, aq lart saqë mbi 1.5 miliard njerëz ndjekin shembullin e tij.

Ivana Dragica

# Fara e zezë - ilaç mrekullibërës për të gjitha sëmundjet

Le t'i përmendim vetëm disa nga shumë sëmundje kundër të cilave shfrytëzohet ky ilaç mrekullibërës: aknet, alergjitë dhe astma, fryerja e barkut, celuliti, rrufa, dhembjet në nyje, mungesa e koncetrimit, gurët në veshkë, impotenca e pjesërishme, format e rënda të shterpësisë, gingiviti etj.

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Fara e zezë përmban në vete ilaç për çdo sëmundje, përveç vdekjes." (Buhariu dhe Muslimi)

### Fara e zezë (Qimoni, Kokrra e Kimit të Zi, arab. Habbetu es-sevda, lat. Nigella sativa)

Fara e zezë në mbështjellësin e saj përkujton në mbështjellësin e hashashit, përmban kokërrza të zeza e që thahen pas korrjes. Nga kjo farë, me filtrim të ftohtë, fitohet vaji që është i pasur me acide të pangopura yndyrore. Këto aminoacide janë esenciale (me rëndësi jetësore), prandaj bashkë me ushqimin është e nevojshme të futen në organizëm.

Sot fara e zezë kultivohet kryesisht në Siri, Irak, Egjipt, Amerikë, Indi, Pakistan, Iran, Greqi, Qipro, meqë më së miri ka sukses të jetojë në territoret me diell.

### Historia

Fara e zezë egjiptiane "el-bereka" është njëra nga bimët më të hershme të kultivuara të njerëzimit. Por, kohëve të fundit kjo bimë është zbuluar rishtazi nga ana e mjekëve të mjekësisë alternative, imunologëve si dhe ndërmarrjeve të ndryshme farmaceutike.

Karakteristikat e vlefshme të farës së zezë janë të njohura qëmoti, dhe përgjatë rruzullit tokësor është vlerësuar në shumë kultura.

Fara e zezë (lat. Nigella sativa) përmendet edhe në Bibël, me titull kimi i zi. Edhe pse nuk i takon të njëjtës familje të bimëve, e me këtë emërtimi është i gabuar, ajo edhe sot përdoret në territoret gjermanofolëse, ku për çarragat (fjalë me prejardhje turke) përdoret shprehja Schwarz kummel - kimi i zi. Kjo fare, qysh në kohët e lashta, është përdorur gjatë përgatitjes së ushqimit.

Dobinë e kësaj bime e ka përshkruar edhe Muhamedi s.a.v.s., me fjalët: "Fara e zezë përmban në vete ilaç për çdo sëmundje, përveç vdekjes." Ky hadith i Pejgamberit a.s. (i transmetuar nga Ebu Hurejre r.a., në transmetim është sahih, që shënohet nga Buhariu dhe Muslimi, në përmbledhjet e tyre të haditheve), si dhe është meritor për popullaritetin e madh të farës së zezë në botën islame, të cilën e quajnë edhe farë e bekuar. Shkenca bashkëkohore sot e ka vërtetuar vërtetësinë e këtij hadithi.

Edhe para Muhamedit s.a.v.s. mjekët e faraonëve e kanë përdorur vajin dhe kremin e farës së zezë, sidomos te sëmundjet e sistemit tretës. Është përdorur edhe në kozmetikë. Nofreteti dhe Kleopatra e kanë bërë masazh trupin me vajin e farës së zezë, dhe e kanë shfrytëzuar gjatë larjes. Përveç kësaj, në Lindje fara e zezë me mijëra vjet është përdorur për shërimin e alergjive dhe inflamimeve. Më së shpeshti është përdorur te astma, bronhitisi dhe neurodermitisi. Në Greqinë antike, fara e zezë ka qenë e njohur si mjet për sforcim gjatë dobësisë fizike e psikike te të sëmurit. Te ne për kohë të gjatë është përdorur tinktura e vajit të farës së zezë, kryesisht për shërimin e fryerjes, sëmundjeve të lukthit, mushkërive, mëlçisë etj. Vetëm nëpërmjet mjekësisë moderne high-tech, vaji i farës së zezë bie





në harresë. Në Evropë kjo bimë arrin popullaritet të madh në shekullin e mesëm, pas daljes së përmbledhjes së filozofit dhe mjekut Ibën Sina, në vitin 1031, (i njohur me emrin e latinizuar Avicenna), me titull "Libri për shërimin e shpirtit". Pjesa mjekësore e përmbledhjes "Canon medicinae" për shekullin e njëmbëdhjetë ka qenë me rëndësi si shkencë, dhe është shfrytëzuar si libri më i rëndësishëm në fakultetet e mjekësisë së Evropës, për rreth pesë shekujsh. Ibën Sinai, në mes tjerash, përshkruan veprimin e jashtëzakonshëm të farës së zezë për ruajtjen e shëndetit. Përveç kësaj, libri përmban shumë këshilla dhe receta, të cilat mjekët egjiptas edhe sot ua rekomandojnë pacientëve të tyre.

### Ilaçi mrekullibërës – vaji i farës së zezë

Në shekullin e kaluar shkencëtarët amerikanë dhe arabë të instituteve hulumtuese me renome (në mes tjerash edhe në Qendrën për hulumtime kundër kancerit "Hilton Head Island" në South Caroline), me ndihmën e metodave modern filluan analizimin e kësaj bimë të bekuar. Ata kanë ardhur deri te rezultatet vijuese:

- Fara e zezë përmban më shumë se njëqind përbërës (substanca biologjike aktive, omega 3 acide yndyrore të pangopura, vitaminë B, B2, B6, C, E, nigellon, nigellinë, timokinon, saponinë, beta-sitosterinë etj.), të cilët ndikojnë pozitivisht në shëndet, ndihmojnë tretjen dhe punën e zorrëve;
- Substancat në ekstraktin e farës së zezë forcojnë sistemin imunologjik në luftë kundër sëmundjeve tumorale;
- Vaji i farës së zezë vepron kundër bakterieve dhe sëmundjeve këpurdhore;
- Vaji i farës së zezë ka efekt të zvogëlimit të sheqerit të tepërt në gjak;
- Gjatë përdorimit afatgjatë, vaji i farës së zezë forcon sistemin imunologjik.

Përveç kësaj, është zbuluar se ekstrakti i farës së zezë, i aplikuar në sasi të mëdha, shkakton sa vijon:

- Stimulimin e qelizave të palcës eshtërore (rritje për 250%);
- Rritjen e produksionit të qelizave T - "ndihmuese" dhe qelizave B - "prodhues të antitrupave" në sistemin imunologjik;
- Rritjen e produksionit të interferonit (proteinë që ka rëndësi të madhe për sitemin imunologjik);
- Parapengon shumëzimin e qelizave kancerogjene (50% ngadalësim të zhvillimit);

Një institut tjetër hulumtues, "Cancer Imuno-Biology Laboratory", pavarësisht nga këto rezulatete, duke eksperimentuar në kafshë, po ashtu ka konstatuar që fara e zezë ngadalëson zhvillimin e qelizave të kancerit.

Acidet e pangopura yndyrore që përmban fara e zezë nevojiten si materie ndërtuese të hormoneve të indeve. Ato nxisin shkëmbimin e materieve dhe tretjen. Përveç kësaj, rregullojnë kolesterolin dhe mundësojnë shkëmbimin e shëndoshë të materieve. Kështu, për lëkurën dhe flokët, kanë rëndësi tepër të madhe.

Hulumtimet e deritanishme kanë treguar se fara e zezë nuk vepron direkt në organe të veçanta, por vepron në tërë organizmin, nëpërmjet sistemit imunologjik (forcim/ revitalizim), dhe si pastrues nëpërmjet zorrës së trashë, kështu që dobia është e shumëfishtë.

Studimet në klinikën universitare të fëmijëve në Mainz kanë treguar që fara e zezë përmban Gamma-acidin linoleik, i cili ka efekt antiastmatik, ngase parapengon reaksionin alergjik.

Stresi i rritur, konsumimi i mjeteve për kënaqësi, lëvizjet e pakta, ushqimi i gabuar, shkatërron sistemin imunologjik. Hulumtimet moderne imunologjike vërtetojnë që përdorimi i rregullt i vajit të farës së zezë vepron si parapengues kundër sëmundjeve shoqërore, sikur që janë disa lloje të kancerit, arteriosklerozës, sëmundjeve reumatike, kataraktës së syrit etj.

Përdorimi konsekuent afatgjatë i vajit të farës së zezë përmirëson simptomat e ndryshme alergologjike në 90 % të rasteve. Përpos kësaj, përmirëson efektet imunologjike, ndihmon te alergjitë në polen dhe pluhur, te neurodermitisi, astma, infeksionet dhe sëmundjet tjera.

Vaji i farës së zezë mund të shfrytëzohet si shtesë në ushqim deri në 3 gram në ditë (për persona të shëndoshë, ndërsa gjatë shërimit, sipas udhëzimeve për dozim); është mendim i Dr. Schleicherit nga Departa-

menti i Imunologjisë në Mynhen.

Fara e zezë dhe mjalti me shekuj dhe me sukses përdoren si mjete shëruese, dhe me siguri veprimi i tyre nuk është tejkaluar as në shekullin 21, që vërtetojnë edhe hulumtimet moderne.

Është me rëndësi të dimë që veprimi i plotë i farës së zezë arrihet vetëm pas 8 deri në 12 javë të konsumimit të rregullt, thekson eksperti i imunologjisë, Dr. Schleicher.

### Mënyra e përdorimit

1. Nervoza

Një lugë kafeje të vajit të farës së zezë me një filxhan kafeje.

2. Kolli dhe bronhitisi

Lyhet me vajin e farës së zezë gjoksi dhe shpina dhe pihet 3 x 1 lugë supe të vajit të farës së zezë + 2 lugë i qesim në gotën me ujë të vluar dhe e përdorim si inhalim.

3. Dobësia

Një lugë supe vaji të farës së zezë + lëng portokalli. Pihet 10 ditë në mëngjes.

4. Përmirësimi i memories

Një lugë të vogël vaj të farës së zezë me 100 ml çaj nane. Pihet dhjetë ditë.

5. Veshkët

Bluhen 1/4 kg farë të zezë, dhe përzihen me 1/4 kg mjaltë. Pihet në mëngjes, esull, 2 lugë të kësaj përzierje, me 1/2 gotë ujë të vakët dhe 1 lugë kafeje të vajit të farës së zezë.

6. Bukuria

Lyhet fytyra me një lugë të vajit të farës së zezë, + një lugë të vajit të ullirit. Pas një ore lahet fytyra me sapun dhe ujë.

7. Vjellja dhe nauzea

Një lugë e vogël e karajfilit të bluar përzihet me një lugë supe të vajit të farës së zezë, dhe pihet me një gotë çaj nane. Pihet tri herë në ditë.

8. Thumbimi

Vendi i thumbuar lahet me ujë dhe sapun, pastaj fshihet (teret) dhe lyhet me vajin e farës së zezë, në mbrëmje, dhe lihet deri në mëngjes. Kështu veprohet tri net.

9. Zemra dhe enët e gjakut

Në mëngjes dhe mbrëmje pihet 1 lugë çaji vaj i farës së zezë, me pije të nxehtë (çaj, qumësht, etj.).

10. Psoriaza

Vendin e sëmurë e lyejmë me uthull molle, pastaj me vaj të farës së zezë. Terapia zgjat 15 ditë. Nëse nevojitet të vazhdohet, bëhet pauza prej 10 ditësh, e pastaj përsëritet.

11. Lythat

Lythat lyhen me vaj të farës së zezë, pastaj pihet 1 lugë kafeje vaj i farës së zezë. Terapia shfrytëzohet 3 herë në ditë (15 ditë). Nëse nevojitet që të vazhdohet, bëhet pauza prej 10 ditësh, e pastaj përsëritet.

12. Reumatizmi

Lyhen dhe fërkohen me vaj të farës së zezë vendet e sëmura. Pastaj pihet një lugë e madhe vaj i farës së zezë. Terapia zgjat 14 ditë, 2 herë në ditë.

13. Kokëdhembja

Tri herë në ditë lyhet balli me vaj të farës së zezë, mollëzat dhe pas veshëve. Në mëngjes pihet 1 lugë çaji vaj i farës së zezë. Terapia zgjat tri ditë.

14. Thartira dhe pengesat e stomakut

Një gotë qumësht + 1 lugë supe vaj i farës së zezë, 3 herë në ditë.

15. Sëmundjet femërore

Një lugë kafeje vaj i farës së zezë me çaj të ëmbëlsuar me 1 lugë mjaltë. Pihet 5 herë në ditë. Terapia zgjat dyzet ditë.

16. Inflamimi i zgavrave të hundës, kolli i thatë, astma bronhiale, gripi

5 herë në ditë lyhet brendia e zgavrave të hundës me vaj të farës së zezë, thithet dhe hedhet sekreti në gojë (disa herë). Terapia zgjat 3 ditë.

17. Sëmundjet e syve dhe dëmtimi i shikimit

Gjysëm ore para gjumit me vaj të farës së zezë lyhen kapakët dhe lëkura rreth syve, pastaj pihet 1 lugë çaji vaj i farës së zezë, i përzier me lëng të karrotës.

18. Diabeti

15 minuta para mëngjesit dhe mbrëmjes merret 1 lugë kafeje vaj i farës së zezë dhe përzihet me 1 gotë çaj të cimetit. Kujdes! Detyrimisht matet vlera e sheqerit para dhe pas marrjes së terapisë (1/2 orë), nëse sheqeri ka vlera të ulëta nuk merret terapia.

19. Forcimi i imunitetit

15 minuta para mëngjesit dhe mbrëmjes merret 1 lugë çaji vaj i farës së zezë, dhe përzihet me 1/2 gotë ujë në të cilën është tretur një lugë supe mjaltë.

### Vërejtje të rëndësishme

1. Dozimi për fëmijë është gjysma e dozës së përmendur.

2. Te sëmundjet e rënda nevojitet terapia afagjate.

3. Të sëmurët me organe të transplantuara nuk duhet ta përdorin vajin e farës së zezë.

4. Shtatzënave nuk u rekomandohet përdorimi i vajit të farës së zezë.

*www.n-um.com (Alternativa za vas)*

*Përktheu dhe përshtati: Prim. Dr. Med. Sc. Ali F. Iljazi*

Fitore Jaha-Ahmeti

# Higjiena personale te të rriturit dhe fëmijët

Pastërtia është gjysma e shëndetit, thonë profesionistët shëndetsorë. Por për fëmijët pastërtia apo higjiena ka një rëndësi shumë më të madhe, pasi ndikon në procesin e rritjes dhe zhvillimit të tyre. Për higjienën duhet të kujdeset nëna, qysh para lindjes së foshnjës (kujdesi në shtatzëni), të kujdeset nga infeksionet që mund të barten te fëmijët. Gjatë periudhës së foshnjërisë duhet t'i kushtohet më shumë rëndësi higjienës, pasi infeksionet janë më të shumta.

Çdo ditë, më shumë se 5 mijë fëmijë nën moshën pesëvjeçare vdesin për shkak të nivelit të ulët të higjienës. Higjiena personale në radhë të parë varet nga higjiena e duarve. Që nga fëmijëria, kur fëmijët janë të aftë të kuptojnë, ata duhet ta kenë primare pastërtinë, mirëpo kjo gjë, në radhë të parë varet nga familja, e kryesisht nga nëna. Nënat janë ato që obligohen me mbrojtjen e shëndetit të fëmijëve të tyre, e po këtë gjë ato duhet t'ia mësojnë fëmijëve, pra mbrojtjen e shëndetit. Larja e duarve është mënyra më efektive për të parandaluar përhapjen e sëmundjeve dhe mbrojtjen e shëndetit ekzistues. Higjiena e drejtë dhe e rregullt e duarve është mënyra më e mirë, më e thjeshtë dhe më e lirë e pengimit të rritjes së numrit të sëmundjeve infektive, të cilat në radhë të parë transmetohen me duar të papastra.

**Pse t'i lajmë duart?**

Mikrobet janë kudo. Ato mund të spostohen lehtë nga një pikë në një tjetër, duke përdorur ujin, objektet, gjallesat dhe grimcat e pluhurit, si një mjet për t'u transportuar, duke u riprodhuar në një shkallë alarmante. Gjatë ditës duart tona janë në kontakt me shumë objekte, të tilla si kartëmonedha, prekje në transportin publik, dorezat e dyerve, dhe objekte të tjera ku janë të fshehura miliona mikroorganizma, disa prej të cilëve kanë aftësi patogjene. Këto mikrobe mund të hyjnë në trup kur duart i çojmë në hundë, gojë, sy, edhe pse janë të padallueshme me sy të lirë. Për më tepër, disa baktere kanë shfaqur edhe një rezistencë të fortë ndaj antibiotikëve, dhe për këtë arsye është i rëndësishëm parandalimi i infeksionit, duke i larë duart tërësisht, veçanërisht për personat me një sistem të



dobësuar imunitar (një ftohje e lehtë mund të komplikohet në një bronkit kronik).

Është mjaft e rëndësishme që gjithkush ta kthejë në zakon larjen e duarve, që në dukje është një veprim shumë i thjeshtë, e që ndodh të mos i kushtohet vëmendja e duhur. Sidomos duhet punuar me fëmijët që në vogëli, për të fituar këtë zakon sa të thjeshtë aq edhe të dobishëm. Shumë shpërthime sëmundjesh me origjinë nga ushqimet shkaktohen nga duart e palara. Prania e baktereve, viruseve që ndodhen në duart tona mund të shkaktojë grip, sëmundje pulmonare, hepatitin A, si dhe shumë forma të diarreve. Më poshtë do të sjellim disa të dhëna statistikore, që janë me interes të dihen nga të gjithë:

- Më shumë se pesë mijë fëmijë vdesin në ditë, ose 1.7 milion fëmijë vdesin çdo vit nga çrregullimet diarreike nën moshën pesëvjeçare.
- Diarrea është shkaku i dytë i vdekjes së fëmijëve nën 1 vjeç.
- Larja e duarve, sidomos në pikat kritike, si përpara ngrënies apo përgatitjes së ushqimit, si dhe mbas përdorimit të banjës, mund të reduktojë deri në 50 % diarretë te fëmijët nën 5 vjeç.
- Larja e duarve me sapun mund të reduktojë incidencën apo rastet e reja me infeksion akut respirator rreth 23 %.
- Pastaj Pneumonia, si pjesë e infeksioneve akute respiratore, është shkaku numër një i vdekjeve te fëmijët nën 5 vjeç, dhe çdo vit nga ajo preken 1.8 milion fëmijë.
- Diarrea dhe pneumonia së bashku llogarisin çdo vit të paktën 3.5 milion vdekje të fëmijëve.
- Larja e duarve nga vëzhgime që janë bërë në mbarë botën është në shifra të ulëta, në 34 %, sidomos në pikat kritike ose të nevojshme.

### Kur duhet larë duart?

Pas kryerjes së çdo pune apo aktiviteti njeriu i prek ushqimet dhe i shërben ato. Prandaj, duart lahen para dhe pas çdo veprimi, si: para dhe pas ngrënies; pas përdorimit të banjës; kur kollitemi, teshtijmë ose shfryjmë hundën; kur duhet të kujdesemi për një person të sëmurë (apo fëmijët kur kanë kontakt me persona të sëmurë); kur hedhim plehrat; pas prekjes së flokëve apo lëkurës; pas prekjes së kafshëve; kur përdorim transportin publik, autobusët etj.

### Por a mjafton vetëm uji për pastrimin e duarve?

Vetëm uji nuk mjafton. Për një larje efikase është shumë i rëndësishëm përdorimi i sapunit dhe i solucioneve të tjera të rekomanduara për larjen e duarve. Larja e duarve në mënyre korrekte konsiderohet si një "vaksinë" e sigurt për parandalimin e shumë infeksioneve. Larja e duarve është mënyrë e thjeshtë dhe efektive për të mbrojtur shëndetin personal dhe të të tjerëve, pasi ajo pengon përhapjen e mikrobeve patogjene. I pari që zbuloi rëndësinë e larjes së duarve ishte mjeku hungarez Semmelweiss, që konstatoi se shkalla e lartë e vdekshmërisë së grave në procesin e lindjes ishte për shkak të faktit se mjekët që i kishin asistuar ato shpesh kishin kryer autopsinë në pacientë të vdekur. Toksinat e çliruara nga kufomat kontaminonin duart e mjekëve, që shpesh kalonin direkt në kujdesin e nënave, pa marrë asnjë masë parandaluese. Semmelweiss eksperimentoi që praktika e thjeshtë e larjes së duarve para çdo ndërhyrjeje luftonte në mënyrë drastike transmetimin e ndotësve, dhe ulte ndjeshëm shkallën e vdekshmërisë.

### Por si t'ua mësojmë fëmijëve që t'i lajnë duart?

Për rreth 41 % të nënave sekreti qëndron te lidhja mes larjes së tyre dhe një loje. Ndërsa 36 % e tyre, sidomos ato që kanë fëmijë më të mëdhenj, zgjedhin shpjegime mbi rëndësinë e një pastërtie korrekte. Mënyra e larjes së duarve me detyrim nuk aplikohet shumë, ndërsa suksesi i sapunëve antibakterialë, i përdorur nga thuajse 40 % e familjeve, është i garantuar, krahasuar me atë tradicionalin që përdoret nga 32 %. Larja e duarve me ujë e sapun është mënyra më e lehtë por edhe më e rëndësishme për të parandaluar përhapjen e gripit. Shpeshherë, gjatë rrjedhës dinamike të ditës, kjo strategji e thjeshtë harrohet. Disa studime kanë zbuluar se lajmërimet që njerëzit i bëjnë në banjë për t'i larë duart kanë efekte pozitive te njerëzit, dhe janë të dobishme.[1] Janë kryesisht 7 rregulla të paevitushme të higjenës personale, e që duhet t'u mësohen fëmijëve:

1.Lani trupin shpesh! Nëse është e mundur, një dush çdo ditë.

2.Pastroni dhëmbët, të paktën një herë në ditë! Larja e dhëmbëve pas çdo ngrënie është mënyra më e mirë për t'i mbajtur ata të shëndetshëm.

3.Lani flokët me sapun apo shampo, të paktën dy herë në javë!

4.Lani duart me sapun, çdoherë që përdorni tualetin!

5.Lani duart me sapun para përgatitjes dhe ngrënies së ushqimit!

6.Vishuni me rroba të pastra!

7.Largohuni nga njerëzit e tjerë kur kolliten ose teshtijnë!

Vendosni dorën apo një pallomë në gojë dhe hundë kur ju teshtini![2] Higjiena në përgjithësi kërkon kujdes, mirëpo

është higjiena e gojës ajo që kërkon kujdes më të shtuar, që nga fëmijëria e deri në moshë të shtyrë. Nga sëmundjet më të shpeshta të gojës gjatë fëmijërisë dhe adoleshencës është kariesi dhe gingiviti. Vetëm me kujdesin dhe ushqimin e rregullt dhëmbët dhe mishi i dhëmbëve mbesin të shëndetshëm. Dhëmbët duhet larë, mundësisht sa më herët, sapo të paraqiten dhëmbët e parë.

**Si të parandalohen problemet dentale te fëmijët?**

Gojën e fëmijës duhet ta pastroni qysh ditët e para pas lindjes. Pas çdo ushqimi, me leckë të lagur duhet pastruar gingivat e fëmijës. Ndërsa pasi t'i dalë dhëmbi i parë, duhet shfrytëzuar një brushë të butë dhe të vogël për dhëmbë, që t'i pastrojmë ata. Gjithsesi se duhet pyetur edhe mjekun, pra se a duhet të përdoret pastë për dhëmbë apo jo, ngase kjo varet nga gjendja e organizmit të fëmijës.

Derisa fëmija t'i ketë mbushur një vit, mund të përdoret një fashë e lagur për t'i pastruar dhëmbët dhe gingivat e fëmijës. Pas një viti duhet të përdoret një furçë e butë e dhëmbëve, si dhe një pastë për dhëmbë, pa florid (kjo lloj paste është e sigurt edhe nëse fëmija e përpin atë). Fëmijën duhet ta dërgoni te dentisti porsa t'i mbushë një vit. Nëse fëmija fle më mirë me shishe apo biberon, në të vendosini vetëm ujë. Biberonin mashtrues asnjëherë mos e lyeni me mjaltë apo reçel. Nuk duhet harruar, pa sheqer nuk ka karies.[3]

**Kujdesi ndaj lëkurës**

Lëkura është pasqyra e trupit tuaj, e cila edhe reflekton gjendjen tuaj të brendshme. Për një lëkurë të mirë dhe të pastër të trupit dhe fytyrës atë duhet ta pastrojmë të paktën dy herë në ditë, të pimë ujë të mjaftueshëm (së paku 6 gota ujë), dhe të bëjmë gjumë të rehatshëm. Por, lëkura e fëmijës është shumë e ndjeshme dhe delikate. Për këtë arsye kujdesi i mirë ndaj lëkurës është thelbësor për shëndetin dhe humorin e mirë të tij. Fëmija që mban pelena është i prirë të ketë probleme me lëkurën. Irritimi i lëkurës mund të jetë shqetësues për fëmijën. Këtë shqetësim të fëmijës mund ta vëreni shumë lehtë: të ndenjurat e fëmijës tuaj janë të kuqe dhe të acaruara, me puçrra të fryra rreth zonës së pelenës. Ndërrimi i shpeshtë i pelenave, pastrimi i hollësishëm dhe delikat i zonës së pelenës, si dhe përdorimi i pelenave të mira dhe përthithëse, janë me shumë rëndësi, për këto arsye:

- Shmangia e lagështisë së tejzgjatur;
- Kur është e thatë dhe e pastër, lëkura luan funksionin e saj si një pengesë efikase kundër elementeve që mund ta dëmtojnë;



-Sa më pak kohë që urina dhe jashtëqitja rrinë së bashku, aq më pak enzime të dëmshme prodhohen, duke pasur kështu edhe më pak kohë për ta lënduar lëkurën.[4]

**"Pastërtia, gjysma e imanit"**

Myslimanët i kanë kushtuar rëndësi tepër të madhe dhe të veçantë pastërtisë. Pastërtinë e kanë parim të jetës. E si mos ta kenë pastërtinë parim të jetës, kur Islami pastërtinë e konsideron si pjesë të pandashme dhe tepër të rëndësishme të besimit-imanit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pastërtia (e jashtme dhe e brendshme e trupit) është gjysma e imanit". Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: "Allahu është i Mirë dhe e do të mirën, është i Pastër, dhe e do pastërtinë. Është Fisnik, dhe e do fisnikërinë, është Bujar, dhe e do bujarinë. Prandaj pastrohuni (kujdesuni për pastërti), pastroni oborret tuaja, dhe mos iu përgjani çifutëve!"[5]

Higjiena e tepërt u bën keq fëmijëve. Sipas studimeve të fundit shkencore, shumë vëmendje për higjienën nuk është e mirë. T'i evitosh fëmijët që të jenë në kontakt me papastërtinë, me tokën, me mikrobet, do të thotë që t'ua ndalosh zhvillimin e sistemit imunitar.

Viruset e bakteret përshtaten fare mirë me organizmin duke evituar alergjitë dhe sëmundjet.

Fëmijët që jetojnë në ambiente tepër të higjienizuara nuk arrijnë të zhvillojnë sistemet mbrojtëse nga sulmet e baktereve. Për këtë shkak rritet gjithnjë e më tepër numri i njerëzve me probleme alergjike dhe astmatike, sidomos në qytetet e mëdha.[6]

(1) http://www.gazetaexpress.com/shneta/pse-kur-dhe-si-duhen-lare-duart-41462/?archive=1 Qasja 14 tetor 2015. (2) http://www.kosovalive360.com/7-rregullat-per-higjiene-personale-qe-duhet-tja-mesoni-femijeve.html qasja 14.10.2015. (3) Dispozita fetare dhe Këshilla mjekësore për të posalindurin 0-4, Sabit Gashi, Gazmend Gjota, Botimi 1, Prishtinë: Lib Art. 2010. f 215. (4) Dispozita fetare dhe Këshilla mjekësore për të posalindurin 0-4, Sabit Gashi, Gazmend Gjota, Botimi 1, Prishtinë: Lib Art. 2010. f 182. (5) http://krenaria.com/web/artikulli.php?Id=4313&Kat=24 qasja 18.11.2015..Pastërtia në Islam (1),Publikuar më: 24.05.2013, Dr. Shefqet Krasniqi. (6) http://www.kosovain.eu/sq/KURIOZITETE/821 qasja 14.10.2015.

Ma. Sc. Refik Gërbeshi

# Ndikimi islam në letërsinë shqipe

Islami, përfundimi i mësimit hyjnor, reflektoi jo vetëm në sferat e edukimit dhe ngritjes morale të njeriut, por shtrirja e tij ishte shumëdimensionale. Ndikimit në letërsi e histori vjen nga dy bartësit kryesorë të këtij civilizimi: Kurani, baza kryesore, dhe trasmetuesi i tij, Muhamedi a. s., i cili pranoi shpalljen, e sqaroi dhe e komentoi atë, si dhe i tëri ishte, siç porosit ky libër, paraprirës i dijes njerëzore. Fillimisht ishte ngadhënjimi mbi poezinë arabe të kohës, e më tej ndikimi i tij u zgjerua edhe në të katër anët e botës, së bashku me zgjerimin e fesë së Allahut xh.sh. Edhe shqiptarët e mësuan, e përhapën dhe ndihmuan në zgjerimin e mësimëve të tij, e gjithashtu edhe u ndikuan nga mësimet e Islamit, gjegjësisht Kuranit dhe Sunetit, traditës dhe personalitetit të Muhamedit a.s.

### Civilizimi islam, orientim drejt dritës

Zgjerimi dhe përhapja e mësimëve të Zotit bëhej me shpejtësi, fillimisht në vendin e lindjes, e brezë pas brezi arritën edhe te ne. Qëllimi i këtij mësimi nga Zoti është që ta nxjerrë njerëzimin nga errësira në dritë, nën maksimën: "Lexo", që ta orientojë drejt diturisë, shkrimit, leximit e arsimit, duke krijuar kulturë e civilizim, duke orientuar njerëzimin kah e mbara dhe e mira, dhe duke dhënë kontribut për të ardhmen. Njëqind vjet pas vdekjes së Muhamedit a.s., pasardhësit e tij në Perëndim kishin arritur deri në Spanjë, dhe Islami në Evropën qendrore erdhi që në vitin 700. Spanja ishte vendi i parë evropian që formoi urën e lidhjes në civilizimin dhe kulturën islame, duke pasur kontakte direkte për tetë shekuj. "Spanja nuk do të hynte në historinë e civilizimit sikur të mos ishin tetë shekujt, ku ajo jetoi nën hijen e Islamit dhe civilizimit të tij. Ajo ishte burim i dritës dhe kulturës për vendet e tjera evropiane fqinje, të cilat në ato kohë jetonin në errësirë e injorancë, analfabetizëm dhe prapambeturi."[1]

Kurse në Ballkan, përpos tjerëve, Islami përfaqësohet më se miri me shqiptarët, të cilët i kanë kontribuar shtrirjes së identitetit islam në Evropë dhe, pa dyshim, janë pjesë me rëndësi për urëlidhjen mes civilizimeve të Lindjes dhe Përendimit, sidomos që nga rënia e Spanjës e këtej. Prandaj, si element indentifikues i Islamit në Perëndim dhe kufijve të civilizimeve, janë bartës të barrës me përgjegjësi hyjnore. Kur kihet parasysh multireligjioziteti i mbrendshëm kombëtar, harmonia dhe toleranca e tyre, shqiptarët janë përfaqësimi më i mirë. Kosova është "një prej kaptinave më të rëndësishme dhe më të bekuara të Islamit në Evropë."[2]

Që nga koha kur Islami erdhi në këto troje, shqiptarët ishin kontributdhënës në këtë civilizim botëror, dhe atë në disa aspekte, si: arkitektonik, letrar, historik etj. Për shekuj me radhë shqiptarët kanë dhënë dijetarë të mëdhenj në shkencat islame, shumica e të cilëve, përveç shqipes, kanë njohur edhe arabishtën, turqishten dhe persishten."[3]

### Shkëndija të frymëmarrjes më të lirë

Koha e errësirës kishte kapluar jo vetëm Evropën. Por, shkëndija e dritës po vinte nga Meka, e cila po zgjerohej gradualisht, duke reflektuar besimin unik por edhe çlirimin e njerëzimit nga përçarjet e torturat e shumta drejt një identiteti më real. Mesjeta ishte një etapë e vështirë, e shqiptarët, që gjendeshin në pozicinin ku takoheshin ndarjet kishtare, gjegjësisht katolike e ortodokse, duke shtuar edhe ardhjen e sllavëve dhe pretendimet e fqinjëve nga të gjitha anët për të marë një copë toke, ishin viktima  të tentimit të asimilimit. Kështu shqiptarët autoktonë hoqën të zitë e ullirrit për të qëndruar në identitetin e tyre, dhe jetuan ashtu të shkapërderdhur e të kapur nga shumë anë. Pushtuesit vinin e shkonin, dhe secili donte pjesë toke, apo së paku donte të linte gjurmët e veta, duke tentuar ta asimilojë popullin autokton. Me ardhjen e Perandorisë Osmane gjërat ndryshuan për së miri. Zëvendësimi i pushtuesve të egër serbë e bizantinë, që synonin shfarosjen fizike të shqiptarëve dhe fshirjen e gjurmëve të tyre kulturore, pra me një pushtues të butë e që sillte edhe mesazhin hyjnor të Islamit, ishte fillimi i një fati

të ri hisotrik, kur edhe fillon e krijohet një shtresë e re e identitetit kulturor e kombëtar të shqiptarëve. Ardhja e Perandorisë Osmane në Ballkan shënon një kthesë të re në jetën, historinë, por edhe artin tonë poetik letrar. Krahas krijimit të ambientit për kultivimin e gjuhës shqipe në komunikimin e përditshëm dhe në shkrim, në shekujt XVI-XVII u ndërtua një rrjet i madh i medreseve dhe i shkollave tjera të mësimit islam, nga të cilat dolën një numër i madh i intlektualve. Shkrimtarët alhamiadistë shqiptarë si: Nezim Frakulla, Hasan Zyko Kamberi, Muhamed Çami-Kyçyku, pastaj rilindasit Abdyl, Sami e Naim Frashëri, fromimin e parë e morën po në shkollat vendase islame.[4]

Me ardhjen e Islamit në të gjitha qytetet e njohura u zhvillua kultura shqipe, bashkë me gjuhët e kulturës e dijes, e që ishin: persishtja arabishtja dhe turqishtja. Arsimi në gjuhën turke jepte mundësi jo vetëm për karrierë fetare, por edhe për karrierë politike apo ushtarake, apo edhe kulturore. Sidomos në shek. XIX, në trevat shqiptare vazhdonte rritja e institucioneve arsimore e kulturore islame, në të cilat mësimi mbahej në gjuhën turke.[5] Premtimi i xhontruqve për autonomi kulturore për shqiptarët u bë shkas i një vërshimi të madh përpara. "Gjatë dhjetë muajve të parë të Qeverisë kushtetuese u mbajtën katër kongresa kombëtare, u themeluan gjashtedhjetë e gjashtë klube, u hapën tridhjetë e katër shkolla dite dhe njëzetë e katër nate, u formuan pesëmbëdhjetë shoqëri letrare, tri muzikore, u ngritën katër shtypshkronja, dhe nisi botimi i njëmbëdhjetë gazetave."[6] Të dhënat dëshmojnë se së bashku me kolonitë shqiptare jashtë vendit në atë kohë kishte gjithsej 90 gazeta e revista shqip.

### Ndikimi i Islamit, etapë e rëndësishme

Islami me qytetrimin e tij në vazhdimsi zuri vend në botën material e shpirtrore të shqiptarëve, por edhe u reflektua gradualisht në fushën e krijimtarisë poetike gojore.[7] Prania islame gërshetohet në shtratin e krijimeve gojore e poetike, në forma dhe në funksione të ndryshme, herë si hyrje e klishe, si kjo: "Lum për Ty, o i madhi Zot", ose edhe si fillojnë këngët kreshnike: "Të lumt na që jem myslimanë" etj. Nga elementet islame që më së shumti vërehen në krijimtarinë gojor e poetike janë: besimi në Zotin xh.sh.; personaliteti i Muhamedit a.s. etj.[8] Letërsia e autorëve të parë që kanë shkruar në këto alfabete është pjesë përbërëse e trashëgimisë së shkruar kulturore shqiptare. Në këtë kategori hyjnë edhe krijimet letrare me tematikë kryesisht fetare e të shkruar në gjuhën shqipe por me alfabet arab. Veprat letrare që ndihmuan në ngritjen e kulturës shqiptare ndër shekuj duhet studiuar e hulumtuar, duke i trajtuar veçanarisht si vlera që përmbajnë jo vetëm elementin kontribues në shqipen e vjetër e të shkruar, por edhe si trashëgëmi etnokulturore. Trashëgëmia kulturore shqiptare islame është një pasuri me vlera të shumanshme, e cila deri vonë nuk u mor parasysh, sepse ajo nuk konsiderohej pjesë e kulturës shqiptare, e për rrjedhojë as pjesë e historisë së saj.[9]

### Tentimi për të fshehur gjurmët dhe shtrembërimi i relitetit

Identiteti islam i shqiptarëve është i njohur, si në këndin arkeologjik, arkitektonik, apo edhe letrar e historik. Ky identitet me vështirësi i rezistoi stuhirave, mjegullirave dhe tendencave jo qëllimmira. "Rumelia-Ballkani, që do të thotë qendra, lindja dhe juglindja e Evropës, përkundër trysnive, luftërave dhe pasojave të pashmangshme të tyre, si varfëria dhe degjenerimi, akoma e përfaqëson krahun evropian të Islamit.".[10]

Megjithatë, letërsia e asaj kohe i rezistoi gjithë atij propagandimi, dhe stoikisht reflekton edhe në ditët e sotme. Ndonëse e ngarkuar me subjeket tradicionale fetare, në këtë letërsi u patën krijuar edhe vlera të mirëfillta artistike.[11] Këto vepra ishin pak të njohura, apo të injoruara fare, për shkak të paragjykimëve politike e ideologjike; ato janë anashkaluar dhe nuk janë trajtuar sikurse veprat e tjera që kanë qenë të shkruara në gjuhën latine dhe greke.[12]

Robert Elsie shprehet se sunduesit osmanë në Shqipëri sollën një kulturë të re e të përparuar, e cila më vonë do të bëhej pjesë përbërëse e identitetit shqiptar.[13]

Tendenca për t'i fshehur gjurmët vjen nga mbrenda dhe në shumë aspekte, ku edhe xhamitë, librat apo figurat e rendësishme përjetojnë fenomenin e fshehjes totale të tyre. Këtë fat e kishte xhamia në Mlikë, e ndërtuar para Betejës së Kosovës, e cila ishte djegur rastësisht në vitin 1822/3, dhe atëherë ishin djegur edhe shumë dokumente e libra, si dhe vetë tapia e xhamisë…".[14] Dihet se çfarë përjetoi kauza islamo-shqiptare, sidomos gjatë sistemit që e lamë pas. Fat të tillë kishin hoxhollarët si Hoxhë Tahsini, - për veprimtarinë e tij patriotike është shkruar si në Historinë e Shqipërisë, ashtu edhe në Fjalorin Enciklopedik Shqiptar, pastaj janë organizuar sesione shkencore dhe janë botuar mjaft artikuj në shtypin tonë, qoftë në Shqipëri, Kosovë, apo gjithandej nëpër botë. Por nuk është hulumtuar segmenti më i rëndësishëm i veprimtarisë së tij, që është aspekti islam i jetës dhe i veprës. Kurse në shemmbullin e shtrembërimit të së vërtetës,




Jup Kastrati, në kumtesën e tij me rastin e 40-vjetorit të vdekjes shkruan: "Hoxha Kadriu vërtet studioi për fe, por kurrë nuk qe fanatik. Ceremonitë fetare për të nuk kishin rëndësi. Urrente ndasitë fetare, dhe punoi për bashkimin e popullit."[15] Prandaj obligimi bie mbi ne, që t'i hulumtojmë e studiojmë këto segmente, në mënyrë që të ndriçojmë të vërtetën.

### Shkrimet shqipe me alfabet arab

Duke gjetur hapësirën e aktiviteteve kombëtare, intelektualët e kohës jepnin shkëndijat e parë drejt një lindjeje të re të kombit. "Prijësit e Rilindjes Kombëtare e kishin kuptuar mirë se rruga drejt pavarësisë shkonte përmes arsimit dhe shkollës shqipe. Hartimin e librave shkollorë ata e këqyrnin si pikën më me rëndësi të misionit të tyre."[16]

Intelektualët myslimanë të kohës shkruanin me shkrimin arab, persian dhe osman. Ata përkthenin vepra të ndryshme nga ato gjuhë, por edhe shkruanin vepra origjinale në gjuhën shqipe me alfabet arab. Gjuhët: turke, perse e arabe u bënë mjete transmetimi të kulturës te shqiptarët e besimit mysliman, sikurse katolicizmi romak dhe ortodoksizmi grek e serb në Shqipëri…[17]

Mirëpo të frustruar nga shumë anë, shqiptarët nuk kishin alfabet unik. Shqipja shkruhej në disa alfabete, si: në atë latin, gjerman, grek, persian, arab e turk etj. Tendenca për një unifikim ishte e hershme, duke u realizuar me elementin funksional të harmonisë intelektuale fetare. Që nga vitin 1898 gazeta kombëtare e Bukureshtit "Shqipëria" e shtriu kërkesën që katër organet kombëtare: "Naizone Albaneze" dhe "Nova Albania" që dilnin në Itali, pastaj "Albania" e Brukselit dhe "Shqipëria" e Bukureshtit, që të merren vesh rreth alfabetit, dhe që të gjitha të përdorin një alfabet.

Për letërsinë shqipe, që në shek XVIII, kemi poemën (Divanin) "Gjerdeku" nga Hasan Zyko Kamberi, pastaj nga Shahin Kolonja, Muhamet Kyçyku Çami, Hoxhë Tahsini etj., që janë paraprirje e Rilindjes Kombëtare. Pavarësisht se shkrimet e tyre vinin në alfabetin pers, arab apo turk, ata kishin fjalët e popullit të tyre, fjalët shqipe, apo edhe kishin përpjekje për krijimin e një alfabeti shqip me shenjat arabe, siç provoi Hoxhë Tahsini.

Letërsia shqiptare e asaj kohe është njohur botërisht si Alhamiado shqiptare, dhe ishte me alfabetet e përmendura më sipër, ndërsa njihej edhe si letërsia e bejtexhinjve, dhe është shumë e pasur me himnizime, alegori, lirikë, elegji, si dhe himnizime kushtuar Muhamedit a.s.

Trasmetimet gojore, recitimet apo këndimet e vargjeve të këtij lloji të shkrimeve dallohen me popullaritetin, shtrirjen dhe rezistueshmërinë e kohës, duke reflektuar deri në ditët e sotme. I tillë është edhe mevludi, poema për Muhamedin a.s., e cila edhe me pozitë obligative fetare lë gjurmë të thella dhe ka shtrirje dhe ndikim në kulturën dhe traditën islamo-shqiptare.

(1) Edukata, XXXI Nrf 66,88, Shih edhe Nuridin Ahmeti në Takvimi 2008 Cit. f 244. (2) KOSOVA KITABLERI", Mbishkrimet në Kosovë, 21 (3) Milazim Krasniqi, Vepra, Prishtinë, 2012, f. 73. (4) Po aty, f. 49. (5) Dr. Bahtie Gërbeshi-Zylfiu, "Mevludet në Kulturën Shqiptare", Prishtinë, 2011, f. 39. (6) Po aty, f. 351. Sipas Dako, 1919, 78. (7) Prof. Dr. Adem Zejnullahu, Këngë popullore me elemente islame, Prishtinë, 2011, f. 8. (8) Po aty, f. 9. (9) Gazmend Shpuza, Jeta letrare në gjuhët orientale në Shqipëri, Perla, 2001, Nr.1-4, Tiranë, f. 3. (10) KOSOVA KITABLERI" Mbishkrimet në Kosovë, 2011. Alfred Uçi, Mitologjia, folklori, letërsia, Tiranë, 1982, f. 236. (12). Dr. Bahtie Gërbeshi-Zylfiu, "Mevludet në Kulturën Shqiptare", Prishtinë, 2011, f. 6 (13) Robert Elsie, Historia e letërsisë shqiptare, Pejë, 2001, f. 66. (14) Koha Ditore (15) Qemajl Morina, Hoxhë Kadri Prishtina – mendimtar islam, Prishtinë, 2000. Sipas: Udha e s'Vërtetës, nr. 1, vjeti i I-rë, tetuer 1923, Shkodër 1923, f. 2-3. (16) T. Zavalani vep. e cit. f. 200. (17) Dr. Bahtie Gërbeshi-Zylfiu, "Mevludet në Kulturën Shqiptare", Prishtinë, 2011, f. 39.

Hasan El-Hudajbi

# Konceptet: Përgënjeshtrim, mosbesim, shirk, dezertim nga feja dhe hipokrizia (1)

**Përgënjeshtrimi:** Në kuptimin etimologjik do të thotë mospranim dhe përgënjeshtrim.

**Mosbesimi:** shprehja *(el kufr)* në kuptimin etimologjik d.m.th. mbulim, ndërsa në kuptimin fetar nënkupton mohimin e ndonjë çështjeje që Allahu i Lartësuar e ka obliguar të besohet, edhe pasi janë prezantuar faktet dhe ka arritur e vërteta. Përgënjeshtrimi mund të jetë: përgënjeshtrim me zemër por jo edhe me gjuhë; përgënjeshtrim me gjuhë por jo edhe me zemër, në momentet kur nuk ka imponim; përgënjeshtrim me gjuhë dhe më zemër. Ndërsa, mosbesimi-kufri është kur veprohet ndonjë vepër që vjen në kundërshtim me atë që e ka paraqitur teksti (ajeti apo hadithi), dhe se kjo vepër vepruesin e saj e nxjerr nga besimi.

Argumenti për këtë: i Dërguari s.a.v.s. ka thënë: "Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka zot tjetër pos Allahut, dhe të më besojnë mua për atë që po e sjell". Prandaj, ai që përgënjeshtron dhe mohon diçka nga ajo që e ka paraqitur i Dërguari a.s. konsiderohet i dalë nga besimi, sipas kuptimit të qartë të hadithit të Dërguarit s.a.v.s.

Vetë përgënjeshtrimi i ndonjë gjëje që ka sjell i Dërguari s.a.v.s. përcakton në mënyrë të prerë atë se përgenjështruesi e di se duhet të besojë atë që Allahu i Lartësuar e ka përcaktuar si obligim, e kjo d.m.th. se tek ai ka arritur e vërteta, i janë ofruar argumentet se Allahu e ka bërë obligimin besimin e asaj çështje dhe ai më pas e ka përgënjeshtruar dhe nuk e ka pranuar. Sa i përket përgënjeshtrimit me zemër, që shkakton daljen nga besimi, si argument është fjala e Allahut të Lartësuar: "E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij."[1] Sinqeriteti është nga veprat e zemrës. Gjithashtu fjala e Allahut të Lartësuar: "Ka disa njerëz që thonë: Ne i kemi besuar Allahut dhe jetës tjetër (Ahiretit), po në realitet ata nuk janë besimtarë. Ata përpiqen ta mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan por në të vërtetë ata nuk mashtrojnë tjetër pos vetvetes, por ata nuk e hetojnë. Në zemrat e tyre kanë sëmurje, e Allahu u shton sëmundjen edhe më shumë, e për shkak se ata përgënjeshtruan pësojnë dënim të dhembshëm."[2] Pra, në mënyrë të prerë Allahu i Lartësuar ka përcaktuar se kush pretendon se beson vetëm me gjuhë e jo edhe me zemër ai është jobesimtar. E ai që e përgënjeshtron me zemër ndonjë çështje të cilën Allahu ka obliguar të besohet, ai është përgënjeshtrues ndaj asaj që ka shprehur (imanin) me gjuhën e tij. Ndaj këtij Allahu i Lartësuar është kërcënuar me dënim të dhimbshëm dhe ka përcaktuar se nuk ka besim. Ja pra, ky është vendimi ndaj atij që e përgënjeshtron Allahun me zemër.

Ndërkaq, neve si njerëz nuk na takon të merremi me njohjen e zemrave të të tjerëve, por duhet të veprojmë sipas asaj që ata e shprehin me gjuhën e tyre. Është më se e vërtetë se personi për veten e tij e di se çfarë ka në zemër, andaj për këtë secili le ta njohë çështjen e vetes. Secili person le të jetë i bindur krejtësisht në atë se Allahu e di çfarë ka në zemër njeriu, dhe e di se çfarë cyt-pëshpërit në zemrën e secilit. Allahu i Lartësuar ka thënë: "Ne e kemi krijuar njeriun dhe e dimë se ç'pëshpërit ai në vetvete, dhe Ne jemi më afër tij se damari (që rrah) i qafës së tij."[3]

Sa i përket mendimit tonë, se përgënjeshtrimi me gjuhë e jo me zemër dhe pa pasur kurrfarë imponimi a konsiderohet dalje prej besimit, si argument kemi fjalën e Allahut të Lartësuar: "Ai që pas besimit të tij e mohon Allahun, me përjashtin të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim."[4]

Ajo çfarë argumentohet në ketë ajet është se ai që e shpreh mosbesimin pa pasur presion ka dalë nga feja, e nëse këtë e bën nga presioni, por që zemra e tij është e mbushur me besim, ky tek Allahu është besimtar-mysliman. Allahu është Ai që di se çfarë ka në zemër, Ai di se çfarë pëshpëritet dhe pështillet në shpirt.

Sa u përket veprave - përveç atyre që janë përmendur në ajet, vepruesi i atyre del nga besimi edhe pse e shpreh me gojë shehadetin, e ai që vepron kundër urdhrave dhe ndalesave të Allahut konsiderohet mëkatar e jo edhe përgenjeshtrues dhe mohues. Për këtë kemi thënë se mosbesimi është veprimi i atyre veprave që vepruesin e nxjerr nga besimi.

Nuk lejohet që në mënyrë të përgjithësuar t'i jepet cilësia e mosbesimit përveç atij që i vepron veprat që



e nxjerrin nga besimi, por edhe kjo do të ndodhë pasi t'i shpjegohet e vërteta dhe t'i sillen argumentet. Ne nuk na lejohet ta emërojmë dikë si jobesimtar pos atë që vetë Allahu e ka emëruar si jobesimtar. Përndryshe, secili njeri ndonjë gjë e beson e ndonjë tjetër e mohon. Myslimani konsiderohet jobesimtar edhe nëse thotë siç thanë çifutet, se Uzejri është biri i Allahut, apo nëse thotë sikur që thonë të krishterët, se Mesihu është biri i Allahut. Me konsensus të dijetarëve kurrsesi nuk lejohet të emërtohet myslimani jobesimtar në mënyrë të përgjithësuar, por mund të thuhet se për këtë e këtë çështje është bërë jobesimtar. Po kështu, çifutët janë besimtarë në atë se besojnë që Musai a.s. është i Dërguar i Allahut, prandaj edhe në këtë rast edhe çifuti nuk lejohet të emërtohet si besimtar në mënyrë të përgjithësuar. Por, mund të thuhet se ai beson në këtë e në këtë, pra duke përcaktuar besimin në mënyrë të precizuar se në çka beson.

**Shirku**: Me fjalën shirk në kuptimin etimologjik nënkuptohet bashkimi i dy gjërave, gjegjësisht shoqërimi i tyre mes vete. Në kuptimin professional/fetar me këtë shprehje nënkuptohet mosbesimi-mohimi i Allahut (duke ia shoqëruar Atij dikë si rival), dhe kjo shprehje konsiderohet si sinonim i shprehjes mosbesim-mohim, andaj edhe në Kuran janë përdorur si sinonime. Si argument për këtë kemi fjalët e Allahut të Lartësuar: "Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë!" Dhe nuk besoj se do të ndodhë Kiameti, (Dita e Gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im pa dyshim se do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo". Atij ai, shoku i vet (besimtari), i tha - duke e polemizuar atë - "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?" - "Por për mua Ai, Allahu, është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askënd!" E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the: "Ma shaellah, la kuvvete il-la bil-lah!" - (Allahu çka do bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij!). Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët). Por unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli e të gdhijë tokë e lëmuar (e zhveshur). Ose të gdhijë uji i saj i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!" Dhe vërtet u shkatërruan frutat e tij, e ai filloi të rrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askënd shok!"[5] Në këto ajete shihet qartë se dy shprehjet, mosbesimi dhe shirku, janë përdorur si dy terma fetarë me kuptim të njëjtë. Përdorimi i këtyre shprehjeve vërehet qartë se u bë nga ai që i kishte bërë dëm vetes duke menduar se pasuria e tij do të jetë e përhershme, dhe se i tilli dyshonte në ringjalljen dhe takimin me Allahun në botën tjetër. Gjithashtu Allahu i Lartësuar ka thënë: "E jehuditë thanë: "Uzejri është djali i Allahut", - e të krishterët thanë: "Mesihu është djalë i Alahut." Ato ishin thënie të tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. Allahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)! Ata i konsideruan "ahbarët" (priftërinjtë jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes për zota pos Allahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj Allahut Një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë."[6], "Denoncim nga Allahu dhe i Dërguari i Tij ndaj idhujtarëve me të cilët ju patët lidhur kontratë (kumtesë për shkëputjen e marrëveshjes). Pra, ju (idhujtarë) qarkulloni nëpër tokë (lirisht) katër muaj, e dijeni se fuqinë e Allahut nuk mund ta bëni të paaftë dhe se Allahu i mposht mohuesit. Dhe (ky është) një kumtim nga Allahu dhe i Dërguari i Tij drejtuar të gjithë njerëzve në ditën e haxhit të madh, se Allahu është tërhequr nga (marrëveshja e) idhujtarëve, e njëkohësisht edhe i Dërguari i Tij. Po nëse pendoheni, do të jetë më mirë për ju, e nëse ia ktheni shpinën (rrugës së drejtë), ta dini se nuk mund t'i shpëtoni (ndjekjes së) Allahut. E ti përgëzoji ata që mohuan me një dënim të padurueshëm."[7]

Disa kanë thënë: mushrik-politeist konsiderohet ai tek i cili nuk ka arritur shpjegimi dhe thirrja islame, dhe ky nuk emërtohet si jobesimtar përveç nëse i arrin thirrja islame dhe nuk i përgjigjet asaj, e kundërshton dhe shpreh arrogancë ndaj saj. Ky mendim bie poshtë me vetë fjalën e Allahut të Lartësuar: "Pos atyre idhujtarëve

me të cilët keni lidhur marrëveshje e të cilët nuk ju kanë shmangur asgjë."[8] "Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues."[9] "Si mund të kenë idhujtarët besë (marrëveshje) tek Allahu dhe te i Dërguari i Tij, përveç atyre me të cilët keni lidhur marrëveshje pranë xhamisë së shenjtë (Qabesë), e derisa ata i përmbahen (marrëveshjes) përmbajuni edhe ju! Allahu i do ata që ruajnë besën. Si (mund të kenë besë) ata që, nëse ju mundin nuk përfillin ndaj jush as farefisni e as marrëveshje. Ata ju bëjnë lajka me fjalët e tyre, kurse zemrat e tyre kundërshtojnë ngase shumica e tyre janë besëthyes. Ata i shkëmbyen ajetet e Allahut për një vlerë të vogël, dhe penguan nga rruga e Tij. Ata vepruan keq. Ata nuk respektojnë asnjë besimtar e as farefisninë a marrëveshjen; si të tillë ata janë përdhunues. Po nëse ata pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë i keni vëllezër në fe. Ne i sqarojmë argumentet për ata njerëz që kuptojnë. E nëse ata i thyejnë zotimet e tyre pas marrëveshjes, ofendojnë fenë tuaj, atëherë luftoni krerët e mohuesve. Ata vërtet nuk kanë besë, luftoni që të frenohen (nga krimi e fyerja)."[10]

Këto ajete janë nga kaptina *"Beraetun-Teubetun"*, e cila kaptinë është zbritur pas kaptinës *El-Fet'h* dhe pas përhapjes së thirrjes islame dhe triumfit të saj në gadishullin arabik dhe jashtë tij, dhe se këtë marrëveshje që ka ndodhur në mes të Dërguarit s.a.v.s., myslimanëve dhe të tjerëve që Allahu i Lartësuar i ka emërtuar si mushrik-politeistë, e ka ditur çdokush. Prandaj i Dërguari s.a.v.s. nuk do të bënte një marrëveshje me një popull jomysliman pa e ftuar atë në fenë islame dhe pa ia tërhequr vërejtjen për mosbesimin e tij, kur dihet qartë se detyra parësore e të Dërguarit s.a.v.s. ka qenë kumtimi i mesazhit islam. Allahu i Lartësuar ka thënë: "O ti i Dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revalatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). "[11]; "O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur)."[12]

Asnjë mysliman që i është ofruar fakteve nuk mendon se i Dërguari s.a.v.s. ka lidhur marrëveshje me një popull e në të njëjtën kohë ta ketë mbajtur fshehtë mesazhin e tij ndaj atij populli (duke mos u kumtuar te ta thirrjen islame). Sikur t'i përgjigjeshin thirrjes ata do të hynin në Islam. Këta që Allahu i ka emëruar si "mushrikë-politeistë", këtyre u ishte kumtuar thirrja islame pa kurrfarë dyshimi, por këta ishin treguar kryeneçë, duke mos pranuar ftesën dhe ishin kundërvënë ndaj vetë thirrjes islame.

Disa dallimin në mes el kufr dhe shirk e kanë argumentuar me fjalët e Allahut të Lartësuar: "Ata nga Ithtarët e Librit dhe idhujtarët, të cilët nuk besuan, nuk iu ndanë (besimit të tyre) derisa u erdhi argumenti i qartë."[13]; "S'ka dyshim se ata që nuk besuan nga Ithtarët e Librit dhe nga idhujtarët, do të jenë në zjarrin e Xhehenemit, aty do të jenë përgjithmonë. "[14]

Sikur të kishte ajete tjera pos këtyre dy ajeteve që e trajtojnë këtë tematikë, atëherë edhe ne do të thoshim se kjo është e vërtetë. Por ajetet që i përmendem më lart në mënyrë të prerë dhe shumë të qartë shpjegojnë se termat *el kufr* dhe *esh shirk* kanë një kuptim sipas terminologjisë së sheriatit islam. Ajo që argumentohet është se dy ajetet e kapitnës *El-Bejjineh* përmendin mushrikin-politeistin dhe Ithtarin e Librit pasi përmenden jobesimtarët në mënyrë të përgjithësuar, e që më pas përmenden edhe ata në mënyrë të veçantë. Prandaj, një stil/formë e tillë e shprehjes është e njohur në gjuhën arabe. Këtë stil të të shprehurit e ka përdorur edhe Kurani fisnik: "Kush është armik i Allahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit (ai është jobesimtar), Allahu pa dyshim është armik i jobesimtarëve."[15] Nuk ka mospajtim rreth asaj se Xhibrili a.s. dhe Mikaili janë engjëj të dërguar prej Allahut.

Këtë e vërteton edhe ndodhia e saktë në historinë e të Dërguarit s.a.v.s.: "Pasi i Dërguari a.s. dhe besimtarët kishin dalë të përballen me kurejshët në kodrën e Uhudit, atëherë Abdullah Ubej bin Seluli u largua me 1/3 e njerëzve që kishin dalë me të Dërguarin a.s., të hidhëruar pse nuk qe pranuar mendimi i tyre që myslimanët të qëndrojnë brenda Medinës për t'u përballur me kurejshët, e jo siç kishin dalë jashtë qytetit. Pasi ndodhi kjo, disa prej ensarëve ia përmendën të Dërguarit s.a.v.s. që të kërkojë ndihmë nga aleatët çifutë, por i Dërguari s.a.v.s. e refuzoi këtë duke thënë: "Ne nuk kërkojmë ndihmë prej politeistit."[16] I Dërguari s.a.v.s. çifutët që janë prej ithtarëve të Librit i ka emërtuar si politesitë-mushrikë. Pa dyshim se këtyre çifutëve u është kumtuar thirrja islame qysh kur kishte ardhur i Dërguari s.a.v.s. në Medinë, por edhe më herët, mirëpo këta u treguan kryeneçë dhe refuzuan Islamin. Jo vetëm kaq, por i Dërguari s.a.v.s. i kishte luftuar çifutët e fisit Beni Kajnuka dhe kishte dërguar ekspeditë për ta mbytur Ke'ab bin Eshrefin. Që të dy këto ndodhi kishin ndodhur para se të ndodhte beteja e Uhudit. *(Vijon)*

***Përktheu nga gjuha arabe: Mr. Sci. Flamur Sofiu***

(1) El-Bejineh: 5 (2) El-Bekaretu: 8-10 (3) Kaf: 16 (4) en-Nahl: 106 (5) El-Kehf: 35-42 (6) Et-Teubetu: 30-31(7) Et-Teubetu: 1,2, 3(8) Et-Teubetu: 4 (9) Et-Teubetu: 17(10) Et-Teubetu: 7-12 (11) El-Maidetu: 67 (12) El-Muddeththir: 1-2 (13) El-Bejjineh: 1(14) El-Bejjineh: 6 (15) El-Bekaretu: 68 (16) El-Muhala: vol. VII, f. 335

Rodrigo Pérez Rembrao

# Në Meksikë Islami është në rritje

Në një fluturim me aeroplan, duke u kthyer në shtëpi, në Meksikë, me maturi hapa një kopje të vjetër të revistës "Newsweek" në spanjishte, të cilën e kisha gjetur në shtëpinë e tezes në Chihuahua. Fotografia e një gruaje myslimane me shami ishte në ballinën e revistes, bashkë me shkrimin me titull "Bota myslimane në Meksikë".

Islami është feja që rritet më së shumti në botë, dhe vendi ynë i bashkohet kësaj tendence. Unë nuk isha i sigurt se çfarë duhet të pres. Unë kam qenë i befasuar, për fat të mirë, nga një artikull i cili shpjegoi Islamin mjaft mirë, dhe jam edhe më i lumtur që mësova në lidhje me rritjen e numrit të myslimanëve në Meksikë.

Sipas Institutit Kombëtar të Statistikave dhe Gjeografisë së Meksikës, në viti 2010 ka pasur 3.760 myslimanë në Meksikë, e që shumica e tyre jetojnë në Mexico City. Megjithatë, këto vlerësime ndryshojnë gjerësisht. Për shembull, Pew Forum mbi Religjionin dhe Jetën Publike, me qendër në Uashington, në vitin 2010 ka vlerësuara se kishte rreth 111,000 myslimanë meksikanë, dhe deri në vitin 2030 parashikon një popullsi prej 126.000 myslimanëve meksikanë.

Edhe pse ata janë një pakicë shumë e vogël, kjo shifër është në rritje, dhe Islami është duke krijuar një prani në një vend të fuqishëm katolik. Kjo është në përputhje me prirjen globale. Globalisht Islami është feja me rritjen më të shpejtë, të projektuar si 73 % në numrin e myslimanëve në mbarë botën, nga viti 2010 deri në vitin 2050. Përveç statistikave rreth myslimanëve në pjesë të ndryshme të globit, artikulli i "Newsweek" në spanjisht, i përshkruan parimet themelore të Islamit dhe atë e definon si bindje të qenieve njerëzore ndaj vullnetit të Zotit. Shkrimi gjithashtu përfshin një tregim të shkurtër historik të lindjes së Islamit, pejgamberit Muhamed dhe Kuranit. Autori, Rodrigo Perez Rembao, sqaron se Islami nuk është i kufizuar në aspekte fetare dhe shpirtërore të një personi, por përfshin sferat politike dhe sociale, si dhe, përveçse është një fe, gjithashtu është një sistem legjislativ, një kod nderi dhe një mënyrë e jetës.

Perez Rembao trajton dhunën e vazhdueshme në vendet me shumicë myslimane, si dhe aktet e terrorizmit të kryera në emër të Islamit, duke pohuar se këto kontribuojnë në rritjen shqetësuese të islamofobisë. Duke cituar Janine Rodiles, një shkrimtar dhe psikolog meksikan mysliman, Perez Rembao shpjegon se duke u përpjekur për të dhënë një kuptim të Islamit nga këto akte të dhunës dhe terrorit, si të thuash se inkuzacioni është krishterizmi, mirëpo prapë askush nuk mund të thotë se inkuizicioni përfaqëson mësimet e Jezu Krishtit..., por pikërisht e kundërta.

Artikulli flet për diçka më të ndritshme dhe më interesante: për profilet e tetë myslimanëve meksikanë që përshkruhen shkurtimisht se si e përqafuan Islamin, ndikimin që ai ka pasur në jetën e tyre dhe se si ata i shohin lëvizjet fundamentalist, të tillat si ISIS.

Kam lënë Meksikën 18 vjet më parë, ndërsa intensivisht e dua vendin tim dhe popullin e saj të mrekullueshëm. Kjo ishte hera e parë që ndjeva një lidhje të fortë shpirtërore me bashkatdhetarët e mi. Unë thellësisht jam i lidhur me historitë e tyre, me jetën dhe udhëtimet. Gjithashtu kam qenë i kënaqur që kam mësuar se këta myslimanët meksikanë janë njerëz me arsim të lartë, jeta e të cilëve u bë më mirë për shkak të Islamit. Të kuptuarit e tyre të Islamit duket se ka ndikim të thellë dhe të madh.

**Në vazhdim janë disa prej njerëzve të shquar:**

Lorena Ochoa: avokate 30 vjeçare, e cila aktualisht është duke studiuar Gjuhën dhe Letërsinë Spanjolle. Ajo ishte 16 vjeçare kur ndodhi 11 shtatori. Para se të pranojë pretendimet e medieve se myslimanët në përgjithësi ishin përgjegjës për sulmet, ajo vendosi të hulumtojë Islamin. Hulumtimi i Lorenes ia rriti interesimin e saj për këtë fe, dhe vite më vonë, kur ajo mori pjesë në një konferencë mbi kulturën egjiptiane, kishte mundësinë të takonte edhe folësit. Deri në këtë pikë ajo nuk e kishte konsideruar se do të bëhej myslimane.



Megjithatë, sa më shumë që ajo mësonte, aq më shumë e kuptoi se në Islam ishin përgjigjet e pyetjeve që i kishin mbetur gjatë tërë jetës së saj. Edhe pse Lorena kishte humbur disa miq që kur ajo e pranoi Islamin, ajo e konsideron se përqafimi i Islamit e ka bërë atë më të përulur dhe më humane. Ajo kishte jetuar për çastin, momentin, dhe kurrë nuk kishte menduar për Zotin, e tani, që nga momenti kur zgjohet e shkon në gjumë, shumica e mendimeve të saj janë të drejtuara te Allahu.

Aaron Perez: u bë mysliman 6 vjet më parë, pas disa bisedave me ca miq libanezë rreth Islamit, kulturës arabe dhe spiritualitetit. Aaron Perez është me prejardhje nga Mexico City, dhe është 24 vjeçar. Ai është inxhinier civil që punon në një korporatë private. Është i përfshirë edhe në projekte të ndryshme për të përhapur Islamin. Në vitin 2012 ai themeloi një organizatë të quajtur Rinia Myslimane e Meksikës (Juventud Musulmana de Mexico), për të krijuar hapësirë të shëndetshme për të mësuar të rinjtë. Ai është edhe anëtar i Shoqatës "Selam Meksikë", një shoqatë që ofron informacione në lidhje me Islamin për secilin të interesuar. Nëna e tij fillimisht ishte mërzitur për vendimin e tij, por me kalimin e kohës ajo e pranoi atë, sepse ajo e kuptoi se ky ndryshim kishte prodhuar rezultate të favorshme për Aronin. Qëllimet e tij janë të zhvillojë biznesin e tij dhe të vizitojë Mekën dhe qytetet e tjera në Lindjen e Mesme.

Ximena Hernandez. Shteti Islamik është rezultat i një keqinterpretimi të xhihadit, që për myslimanët do të thotë përpjekje për të ndjekur rrugën e drejtë të Allahut. Kjo do të thotë përpjekje për të mbrojtur bindjet tuaja në mënyrë korrekte, por ata që e kanë keqinterpretuar Kuranin bien në një rreth të mungesës së informacionit, mosinteresimit për studime kuranore dhe shtrembërimit të plotë të vetë sjelljes së tyre. Shumë të rinj që bashkohen me ISIS-in këtë e bëjnë nga padija. Ximena është studente e drejtësisë, dhe është 29 vjeçare. Për më shumë se një dekadë ajo kishte qenë në kërkim të një komuniteti shpirtëror që rezononte me të. Edhe pse familja e saj është katolike, ajo ndjeu dëshirë për të mësuar në lidhje me Islamin. Ajo u takua me Ahmadullah Abdul Shokur, mysliman nga Afganistani, i cili gradualisht ia shpjegoi Islamin. Vite më vonë Ximena tha Shehadetin-Fjalën e Dëshmisë, dhe më vonë, gjatë një udhëtimi në Indi, ajo u takua me burrin me të cilin edhe u martua. Sot Ximena Hernandez ndihet e plotësuar, rinovohet shpirtërisht dhe ndjehet shumë krenare që është në gjendje të thotë "Unë jam myslimane".

Angel Molina. Eshtë me origjinë nga Argjentina. Ai u transferua në Mexico City për të studiuar për master, dhe kishte planifikuar të qëndrojë në Meksikë për vetëm dy vjet. Megjithatë, ai ra në dashuri me Meksikën dhe mënyrën e jetesës së saj, dhe vendosi të qëndrojë. Për disa vite Angel Molina është përqendruar kryesisht në studimin e feve të ndryshme, veçanërisht në filozofinë e secilës fe. Ai thekson se një nga aspektet që atë e tërhoqi në fenë islame është theksi i tij mbi të menduarit dhe, madje të menduarit kritik: duhet njohur Islamin për ta pranuar. Nuk pranohen parimet e besimit verbërisht, por pranohet vetëm pas analizave të thella që rezulton në bindje racionale. Angel Molena tani është 38 vjeçar, dhe është një shkencëtar politik që po mëson edhe arabishten.

*Shënim: Ky artikull është shkruar nga Rodrigo Pérez Rembrao, më 26 qershor 2015, me titull El Mundo Musulman en México, për Newsweek, në gjuhën spanjishte f. 16-24.*
*Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi*

Qamile Musliu-Malsiu

# Edukimi i fëmijëve në Islam

Para se të flasim për rëndësinë e edukimit të fëmijëve në Islam, do t'ia rikujtoj fillimisht vetes, e pastaj edhe juve, një thënie të Pejgamberit a.s., që thotë: "Edukimi i fëmijës bëhet njëzet vjet para se ai të ketë lindur."[1] Kjo nënkupton që, secili njeri duhet ta ketë vëmendjen para se të bëhet prind, pra të ketë kujdes në zgjedhjen e personit me të cilin do ta ndërtojë familjen e tij, ngase po dështoi në këtë pikë, atëherë ka dështuar që në hapin e parë.

### Sadakaja rrjedhëse

Benifitet në edukimin e mirëfilltë të fëmijëve janë shumë. Një e mirë tejkohore është edhe sadakaja rrjedhëse, pasi nga hadithet e Muhamedit a.s. kemi mësuar se prindërit që lënë pas fëmijët e edukuar dhe në rrugën e Zotit, kanë benifite të shumta edhe në këtë botë por edhe në tjetrën.

Fëmijët janë amanet në qafën e prindërve të tyre, dhe prindërit do të pyeten për këtë amanet. Mangësia në edukimin e fëmijëve është një problem i qartë dhe një gabim i rëndë. Është tradhti ndaj amanetit dhe lëshim në fe.

Shtëpia është shkolla e parë për secilin fëmijë, dhe tulla që së bashku me simotrat e saj, shkollën e shoqërinë, merr pjesë në ndërtimin e një shoqërie të mirëfilltë.

Burrat dhe gratë e këtij umeti, udhëheqësit dhe viganët e mëdhenj, kanë dalë nga familjet e ndershme dhe të udhëzuara drejt, të cilat i kanë qëndruar besnikë ruajtjes së kufijve të Allahut, dhe kanë mbajtur të gjallë dashurinë dhe miqësinë, mëshirën dhe altruizmin, si dhe përkrahjen e njëri-tjetrit. Këta gjithashtu ruajtën dhe e kultivuan edhe devotshmërinë, që është uji i kultivimit të bimës së edukimit të mirëfilltë.

Para se fëmijën ta edukojë shkolla dhe shoqëria, atë e edukon shtëpia dhe familja e tij. Ndërsa, fëmija është borxhli ndaj prindërve të tij, për sjelljen dhe edukatën që ata kanë transmetuar tek ai, siç janë edhe prindërit për çdo anomali në edukatën e tij.

Ibën Kajimi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Sa ka të atillë që fëmijën e tyre, loçkën e zemrës së tyre, e kanë shndërruar në të dështuar-fatkeq, në dynja dhe në ahiret, për shkak të pakujdesisë dhe lënies pas dore të edukimit të tij, për shkak të përkrahjes që ia dhanë në përmbushjen e epsheve të tij! Pretendon se po e ndëron atë, ndërsa e ka tradhtuar, dhe se po e mëshiron atë por veç i ka bërë padrejtësi, kështu që e ka humbur dobinë nga fëmija i tij, dhe ia ka humbur fëmijës hisen e tij në dynja dhe në ahiret; dhe nëse i lidhen një shikim shthurjes që ka ndodhur të fëmijët, e sheh se shumica e kësaj shthurjeje ka ardhur nga ana e prindërve."[2]

Prandaj, o prindër, edukojini fëmijët ashtu që të jenë sadaka rrjedhëse për ju!

### Qëllimet e edukimit

Përse duhet ta edukojmë fëmijën? Cili është qëllimi që duhet të synohet me edukimin e fëmijës? Për çfarë duhet përgatitur fëmija? Këto janë vetëm disa nga pyetjet që secili prind duhet t'ia shtrojë vetes ende pa u bërë prind, pasi që kur të bëhet, ndoshta mund të jetë pak vonë.

Me edukimin e fëmijëve ne synojmë përgatitjen e tyre për të qenë mëkëmbës në tokë, dhe njëkohësisht adhurues të Zotit që i krijoi. Ne duhet t'i edukojmë fëmijët tanë me frymën e besimit në Zot, dhe me pasionin për ta adhuruar atë siç duhet.

Babai duhet të shfrytëzojë kohë dhe energji, me qëllim që fëmijën ta formojë që t'i përshtatet misionit të njeriut mbi tokë, mision që konsiston në adhurimin e Zotit të Madhëruar, dhe mbarëvajtjen e jetën në tokë. Zoti thotë në Kuranin famëlartë: "Nuk i kam krijuar xhinët dhe njerëzit për asgjë tjetër, vetëm të më adhurojnë." (Edh Dharijat, 56).

Procesi i edukimit nuk është aq i lehtë sa e paramendojnë shumë njerëz. Ne mund ta krahasojmë atë me mjeshtërinë që kërkon gdhenja e gurëve. Një gurskalitës, sa herë që gdhend në gurin e synuar, e kthen nga të katër anët, e vështron me vëmendje, e përsëri i kthehet punës, gjithmonë duke punuar me kujdes tepër



të madh. Me këtë punë ai përpiqet t'i japë një formë të caktuar gurit që ka përballë. Ai duhet të ketë shumë kujdes dhe përpikmëri gjatë gdhendjes, e njësoj si ky duhet të jetë i kujdesshëm dhe i përpiktë edhe edukuesi i fëmijëve. Prindi apo edukatori gjithmonë duhet të jetë i kujdesshëm me fëmijët. Ai duhet që gjithmonë t'i kontrollojë sjelljet, dhe çdo sjellje të pahijshme duhet ta gdhendë me urtësi, derisa ta eliminojë. Gjithë këto përgjegjësi një edukim të fëmijës e bëjnë më të vështirë sesa duket.

Zoti e ka krijuar njeriun nga balta, dhe veçoria e baltës është se ajo ndikohet nga faktorët e jashtëm. Ndodh shpeshherë që fëmija të rrefuzojë një sjellje apo vlerë që është në interes dhe dobi të tij. Ne duhet të përpiqemi në të gjitha format derisa fëmija ta përfitojë çdo sjellje dhe vlerë të mirë. Pa dyshim se diçka e till është edhe art. Dhe këtë art më së miri e gjejmë të mishëruar në jetëshkrimin dhe traditën e Muhamedit a.s.[3]

### Mangësitë në edukimin e fëmijëve

Ashtu siç prindërit kanë të drejta ndaj fëmijëve të tyre, edhe fëmijët kanë të drejtat e tyre ndaj prindërve. Ashtu siç Allahu i Madhëruar na ka urdhëruar për mirësi ndaj prindërve, Ai po ashtu na ka urdhëruar edhe për mirësi ndaj prindërve tanë.

Mirësia ndaj fëmijëve dhe vullneti për edukimin e tyre është përmbushje ndaj amanetit, ndërsa neglizhenca ndaj tyre dhe mangësia në plotësimin e të drejtave të tyre është mashtrim dhe tradhti. Pejgamberi a.s. na ka porositur: "Të gjithë ju jeni barinj, dhe jeni përgjegjës për kopenë tuaj."

Në ditët e sotme prindërit jo shumë po përkushtohen ndaj edukimit të fëmijëve. Ata, edhe pse dashurinë ua shprehin më shumë se prindërit e kohëve të mëhershme, prapë nuk veprojnë mirë që dashurinë ndaj tyre nuk e racionalizojnë edhe me pasojat e mundshme të një mosedukimi. Sot prindërit, për të fituar kohë të lirë, fëmijët i lënë të shikojnë televizorë për kohë të gjata, pa ndonjë orar apo mbikëqyrje të programeve që ndjekin, dhe kështu ndodh që më shumë influencë në edukimin efëmijëve të ketë televizori sesa vetë prindi. E nëse ndodh që prindit t'i kujtohet se fëmija i tij po shikon televizorin për një kohë të gjatë, dhe i thotë ta ndërpresë dhe të bëjë ndonë gjë tjetër, është po prindi që qetësohet-pajtohet kur fëmija nis një lojë në telefonin e tij të mençur, të modelit të fundit, e të cilin ia ka blerë si dhuratë pa ndonjë shkak, meritë.

Fëmijët duhet edukuar dhe motivuar që dhuratat t'i fitojnë, qoftë me sjellje të mirë, apo edhe me sukses në mësime. Nëse nuk ndodh kështu, ata nuk do t'ia dinë vlerën asnjë dhurate, pavarësisht kostos, si dhe nuk do të kenë edukatë të mirë, qoftë edhe për të thënë faleminderit, e lëre më ndaj Allahut, që është shkaktari kryesor për çdo gjë që kemi në jetë.

Prindërit shpesh edhe luten kundër fëmijëve, e kjo gjë vërtet është në krye të listës së mangësive dhe ndalesave gjatë edukimit. I Dërguari i Allahut s.a.v.s. e ka alarmuar rrezikun e kësaj vepre. Xhabiri, i biri i Abdullahut, r.a. rrëfen: "I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Mos bëni lutje kundër vetes, mos bëni lutje kundër fëmijëve, mos bëni lutje kundër shërbëtorëve, mos bëni lutje kundër pasurisë suaj, dhe që të ndodhë që ato t'i bëni në kohën kur Allahu i pranon lutjet, dhe ato (lutje kundër personave dhe gjërave të numëruara) të realizohen" (Transmeton Muslimi). Një njeri erdhi tek Abdullah b. Mubareku dhe u ankua nga mosbindja dhe rebelimi i fëmijës së tij. Ibën Mubareku e pyeti: "A ke bërë lutje kundër tij?" Tha: "Po." Ibën Mubareku tha: "Ti e ke prishur."[4]

(1) http://www.bebaime.com/nenat-shkruajne/-do-f-mijsht-ndryshe-dhe-i-ve-ant. (2) Ibën El-Kajim, Një buqetë lulesh për fëmijën tuaj, f. 146-147. Gjithashtu edhe te libri Edukimi i fëmijëve, mangësitë, lëshimet, metodat parandaluese dhe trajtimi sipas Islamit, Dr. Muhamed bin Ibrahim El-Hamed, f. 8. (3) http://ardhmeriaonline.com/artikull/article/edukimi-i-femijeve-ne-islam/#.Vg8CEHqqqko. (4) http://www.femijetislam.com/islami/udhezime_pe r_prinderit/mbaresoni_femijet_tuaj_melutje.html.

Ardiana Hajraj

# Ndikimi i agresivitetit te fëmijët

### Nocioni i agresivitetit

Në fjalorin e psikologjisë termi agresion (lat. agressio-sulm), shpjegohet si lloj i veprimtarisë së individit, të cilin e karakterizon sulmi në tjetrin, në ndonjë objekt me vlerë të posaçme dhe në bartësin e vlerave të këtilla. Aktiviteti i këtillë rrjedh nga motivi i agresivitetit, dhe manifestohet në dhunimin e atyre që pengojnë realizimin e qëllimeve të caktuara. Ai ka përmasa të gjëra, dhe paraqitet e përjetohet te të gjithë, në forma dhe me intensitet të ndryshëm. Mbështetet në prirjen e individit për ekzistencën dhe afirmimin e përsonalitetit të tij. Forma më e vrazhdë e agresivitetit është sulmi fizik i njërit individ ndaj tjetrit. Nën ndikimin e faktorëve socialë, janë kultivuar forma të ndryshme të motivit të sjelljes agresive ndaj të tjerëve (replika, sjellja ironike, të folurit thumbues etj.).

Psikologët socialë janë në kërkim të përkufizimit të agresivitetit që dallon qartë nga veprimet që janë agresive dhe ato që nuk janë të tilla. Megjithatë, përkufizimi i përafërt e quan agresivitetin si një veprim që shkaktohet nga qëllimi paraprak për të dëmtuar ose fyer një person tjetër.

### Elementet bazë të përcaktimit janë: Veprimi, Qëllimi dhe Dëmtimi.

• **Veprimi**: Dikush provon ndjenjën e urrejtjes kur mendon për padronin, ose i dyti fantazon se si të vrasë konkurrentin e tij. Të gjitha këto raste të sjelljeve janë formë e agresivitetit.

• **Qëllimi**: Zakonisht ne i quajmë agresivë ata që bëjnë dëme, kur kanë qëllim t'u shkaktojnë dëm të tjerve. P.sh.: dentisti që na punon dhëmbët, ose një kalimtar që na pengon pa dashur, megjithse na shkaktojnë dhembje, nuk janë agresorë. Agresiviteti nuk ndodh aksidentalisht, por kur një individ ka qëllim të dëmtojë të tjerët.

• **Fyerja dhe dëmtimi**: Në qoftë se sjellja e të ndihmuarit është veprim prosocial, agresiviteti është sjellje antisocial, sepse sjell pasoja të dëmshme dhe fyese për të tjerët. Pasojat e dëmshme përfshijnë dëmin fizik, kur dikush sulmohet, dhunohet ose vritet, si dhe fyerjen ose dëmin psikologjik, si: pasojat e kërcnimit, izolimit, përzënies etj. Por reagimet e viktimave ndaj pasojave të tilla ndryshojnë. Në qoftë se dikush kënaqet nga dhembja, ky mazohist nuk është objekt i veprimit agresiv. Agresiviteti përfshin viktimën që është pjesëmarrës dhe pa dëshirë në një ndërveprim kur ai paraqitet të shmangë pasojat e ndërhyrjes agresive.

Duke u bazuar në elementet që e përcaktojnë agresivitetin si sjellje subjektive të karakterit, mund të themi se për këto elemente kemi edhe argumente në Kuran dhe Sunet. Allahu xh.sh. në një ajet ka thënë: "…të keqen ktheje në mënyrën më të mirë, se atëherë ai me të cilin kishit njëfarë armiqësie do të bëhet mik i afërt!" (Fussilet 34). Allahu na ka porositur që ta shuajmë ndjenjën e zemërimit ndaj të tjerëve përmes emocioneve, sepse një sjellje agresive mund të çojë në shumë probleme të ndryshme, e që karakterizohen në aspektin fizik dhe në atë mendor.

Janë propozuar shumë teori për të gjetur përgjigjen e





pyetjes së madhe dhe shumë të përhapur, se nga lind agresiviteti. Ndër këto mund të përmendim teorinë e instiktit, teorinë e të mësuarit social, teorinë frustracion-impuls, teorinë kognitivie-neoasosiacioniste.

Teoria frustracion-impuls u propuzua nga psikologët socialë Dollard, Doob, Miller, Mowrer dhe Sears. Sipas kësaj teorie, frustracioni çon në zgjimin e një impulsi agresiv, për të goditur burimin e frustracionit p.sh.: në qoftëse dëshironi të shkoni në një festë, por prindërit nuk ju lejojnë, frustracioni mund t'ju çojë në frustracion ndaj prindërve tuaj. Kjo teori hodhi idenë se agresiviteti ynë vjen si rezultat i frustracionit, dhe mënyra për ta kontrulluar është që të qëndrojmë në një mjedis ku mund të eliminojmë frustracionin. Atëherë kur njeriu ka çdo gjë që i nevojitet dhe në momentin kur e do, kjo e bën të mundur zhdukjen e frustracionit.

Berkowitz propozoi teorinë kognitive-neoasosiacioniste, e cila thotë që agresiviteti është një reagim ndaj ngjarjeve të pakëndëshme. Sipas kësaj teorie, kur njerëzit përjetojnë ngjarje të pakëndëshme, ato gjithashtu marrin një gjendje emocionale negative. Kjo gjë bën që njerëzit t'i shmangin ngjarjet që mund të sjellin veçse sjellje agresive kundrejt tyre.

Sado që janë bërë përpjekje për të eliminuar këtë fenomen, akoma nuk është arritur asgjë, me sa duket nuk do të jemi në gjendje ta zhdukim derisa të ketë jetë në këtë planet dhe njerëzit të jenë pjesë e tij. Kështu është gatuar natyra e njeriut.

## Edukimi prindëror ndikon pozitivisht ndaj agresivitetit te fëmijët

Bota më e ndjeshme që meriton kujdes dhe me domosdoshmëri duhet të ruhet nga ndikimi i agresivitetit janë fëmijët. Prindërit strukturojnë mjedisin social dhe fizik në të cilin jetojnë fëmijët. Si pasojë, mënyra se si sillen prindërit me fëmijët përcakton në një shkallë vendimtare besimin ose mosbesimin e tyre ndaj botës.

Studimet vënë në dukje gjashtë dimensione të prindërimit, e që ndikojnë në zhvilimin social, emocional dhe intelektual të fëmijës: të kushtuarit vëmendje, kontakti fizik, stimulimi verbal, stimulimi material, responsiviteti dhe sjellja kufizuese. Pesë të parat kanë një efekt pozitiv, ndërsa dimensioni i fundit ka efekt negativ. Sa më shumë dhe sa më herët të stimulohet fëmija aq më shumë zhvillohet intelektualisht. Ata që janë kufizues, që limitojnë stimulimet ndaj fëmijës, çojnë në një efekt të kundërt.

Prindërit që janë të kënaqur me rolin e tyre si prind

shprehin më shumë ngrohtësi ndaj fëmijës, sesa prindërit që nuk janë të kënaqur. Kjo ndikon në cilësinë e ndërveprimit prind-fëmijë. Fëmijët ndikohen nga sjellja emocionale e prindërve të tyre, në mënyrë direkte dhe indirekte. Prindërit ndikojnë në mënyrë direkte kur modelojnë reagime specifike emocionale te fëmijët e tyre. Fëmijët ndikohen në mënyrë indirekte kur vëzhgojnë ndërveprimet e zemëruara të prindërve të tyre, edhe pse këto ndërveprime nuk drejtohen direkt në ta.

Ndëshkimet – Hiqe dhe anuloje fare ndëshkimin fizik nga mënyrat e kultivimit të rregullit në jetën e fëmijës tend! Kjo formë mund ta detyrojë të heqë dorë momentalisht nga një sjellje problematike, por nëse duam që t'ia çrrënjosim këtë sjellje për një kohë afatgjate, na nevojitet edukimi pozitiv. Ndëshkimi fizik nuk i shkakton dhimbje vetëm trupit, por edhe shpirtit. Ai fëmijës i shkakton tension, pasi nuk e kupton përse atij i derdhet e gjithë zemërata dhe inati. Nëse fëmija hedh ushqimin përtokë, e derdh mbi tapetë, kafshon fëmijën që ka ardhur për vizitë etj., butësia e edukatorit ose prindërve është mënyra më e pranuar që fëmija të motivohet për sjellje të rregullta. Sigurohu se fëmija që akoma s'i ka mbushur dy vjeç nuk e kupton gabimin që po bën. Nëse i bërtet dhe çirresh në fytyrë, do të qajë, por sërish nuk do të kuptojë. Është më mirë t'i thuash: "Jo, mos e bëj këtë", dhe ta heqësh që andej. Fëmija është i aftë ta kuptojë domethënien e fjalës "jo" para se të mësojë kuptimin e "përse"-ve. Varet se si edukuesi i fëmijës e përdor dhunën. Kur do të mësosh një fëmijë që të kuptojë gabimin, kjo nuk bëhet duke e abuzuar fëmijën, por gabimin. Sepse kështu i jep të kuptojë se fëmija është i mirëpritur, por jo edhe gabimi. Ndëshko fajin, dhe jo fajtorin!

Mendoj se ndëshkimi duhet të përdoret, por në mënyrë konstruktive. Skinner ka propozuar shumë teori se si ndëshkimi dhe përforcimet për të eliminuar ose për të vazhduar tipa të ndryshëm të sjelljeve mund të përdoren, pa pasur pasoja psikologjike negative në zhvillimin mendor dhe emocional të njeriut.

Mendoj se çdo lloj dhune fizike apo psikologjike ndaj fëmijës ka më shumë efekte negative sesa pozitive. Ndoshta për momentin dhuna mund t'i japë "zgjidhje" problemit, por në "long run" shkakton pasoja të dëmshme në karakterin e personit.

Në të njëjtën kohë, nuk jam kundër disa dënimeve të mundshme që janë "reinforce" sjellje pozitive. P.sh.: Në qoftë se fëmija bën një sherr, duhet t'i thuhet se nuk do t'i blihet asgje. Por nëse sillet mire, do t'i blihet filan dhurata. Gjithashtu, nuk mjafton ta shpërblesh fëmijën me diçka materiale, sepse edhe kjo mund të ketë anët e saj negative. Por, kjo duhet të bëhet edhe me mbështetje shpirtërore. P.sh.: Ta trajtosh si duhet, të mos e injorosh, ta pranosh ashtu siç është, ta dëgjosh, të luash me të, t'i bëhesh mik, t'i gjendesh pranë kur ka nevojë për ndihmën tënde etj. Këto metoda janë të njohura në shumë studime psikologjike të bëra nga psikologë të ndryshëm. Në vend të dhunës, prindi, motra, vëllai, apo kushdo mund të përdorë taktika të tjera, si p.sh.: shpjegimi, paralajmërimi, ndalimi, qoftë edhe dënimi, por jo ai fizik apo psikologjik.

Zoti në Kuranin famëlartë i porosit dhe i urdhëron prindërit që të kujdesen për familjen dhe fëmijët e tyre. "O ju që besuat, ruajeni veten dhe familjen tuaj nga një zjarr, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët." (Et Tahrimë, 6).

Sipas shumë komentuesve dhe interpretuesve të Kuranit famëlartë, është përgjegjësi e babait që t`i edukojë dhe orientojë fëmijët dhe bashkëshorten drejt më të mirës. Ai duhet të caktojë një kohë të përshtatshme, e cila duhet të jetë për edukimin e tyre.

Babai dhe nëna janë ata që i lindin fëmijët. Kurse atësia dhe mëmësia kanë të bëjnë më së shumti me edukimin, përkujdesjen, orientimin e duhur, mbikëqyrjen, faljen e dashurisë dhe dhembshurisë etj.

Procesi i edukimit të fëmijëve është një proces që kërkon mund, dhe nuk është aspak i lehtë. Për këtë prindërit kanë nevojë të lexojnë dhe t'iu referohen librave, faqeve elektronike në internet, programeve televizive, revistave, kasetave dhe institucioneve që merren me këtë fushë.

Ne duhet të bëjmë çmos që fëmijët tanë të edukohen sa më mirë, dhe të lënë gjurmët e tyre të dobishme në këtë jetë. Do të ishte një ndër gabimet më trashanike nëse do të donim që fëmijët tanë të jenë një kopje jona. Ne duhet t'i edukojmë të jenë të suksesshëm, sipas modelit më të mirë, profetit Muhamed a.s.

Pra, agresiviteti është një fenomen shumë i pranishëm në jetën tonë, saqë nganjëherë ndihemi shumë të dobët përballë tij. Agresiviteti është i pranishëm në çdo moshë, si te të rriturit ashtu edhe te fëmijët, e te këta të fundit lind si pasojë e imitimit të të rriturve, apo të asaj që ata vëzhgojnë.

(1) Dr. Pajazit Nushi, Fjalor i psikologjisë, Pishtinë, 1987. (2) Dr. Theodor Karaj, Psikologjia e zhvillimit të fëmijës. (3) Edmond Dragoti, Psikologjia sociale. (4) Aid El-Karni, Mos u trishto, Gostivar, 2006. (5) Kurani, përkthim më komentim në gjuhën shqipe. (6) http://www.forumishqiptar.com/threads/91814-Agresiviteti. (7) http://dictionary.reference.com/browse/aggression.

Ma. Sc. Besnik Murati

# Nocioni i konfliktit

**Konfliktet janë të vjetra sa vetë njerëzimi, njëherit për aq sa do të ekzistojë njerzimi mund të ketë edhe konflikte. Si i tillë, konflikti është një fenomen i përgjithshëm i cili ndeshet në të gjitha poret e jetës.**

Ekzistenca e konflikteve nuk përbën rrezik vetëm për paqen, por format e dhunës favorizuese në zgjidhjen e konflikteve duke i dhënë përparësi të dukshme palëve që orientohen për realizimin e njëanshëm të interesave, duke pretenduar se vetëm njëra palë disponon të vërtetën dhe të drejtën, e bëjnë një gjë të tillë. Ide të tilla përfundojnë shumë lehtë në mënyra dhe veprime të orientuar nga lojërat e shumës zero: Humbja e njërit është fitim i tjetrit, fituesi është më i fortë, dhe ky ka të drejtën në anën e tij.

Njeriu ndihet i destabilizuar dhe i kërcënuar nga konflikti, i cili krijon frikë, hidhërim dhe shtytje drejt vetëmbrojtjes, e kjo shpesh duket të jetë një rast që drejton hidhërimin dhe prirjen drejt kërcënimit ndaj të tjerëve. Një shtytje për vetëmbrojtje dhe asgjësim të të tjerëve për hakmarrje dhe dhunë ndaj tjetrit është reagim që paraqitet për vetëmbrojtje nga asgjësimi në konflikte. Ndjenja e të qenit psikikisht i zvogëluar apo i pakësuar dhe ndjenjae poshtërimit shoqërohet me nevojën për hakmarrje dhe dhunë, e cila pashmangshëm sjell konflikte.

Konfliktet ndërkombëtare lindin si rezultat i kërkesave konkrete ose i qëndrimeve praktike të një shteti, të cilat i refuzon ose i konteston shteti tjetër. Sipas kësaj, mosmarrëveshjet ndërkombëtare lindin si rezultat i dallimeve që shfaqen midis dy shteteve, e që për një çështje kanë mendime të ndryshme. Këto dallime shtetet mund t'i shtyjnë drejt një konflikti që mund të marrë përmasat e një lufte, ose një mosmarrëveshjeje që mund të zgjasë për një kohë të gjatë.

### Definicioni i konfliktit

Ekzistojnë shpjegime të ndryshme rreth definicionit të konfliktit. Konflikti mund të fillojë nga rrethana të ndryshme dhe të përfundojë sipas rrethanave të ndryshme, dhe përfshin një situatë negative mes dy palëve. Në përgjithësi konflikti paraqet një situatë jo stabile dhe të paqëndrueshme nëmes dy subjekteve tësë Drejtës Ndërkombëtare. Fjalori i Gjuhës së Sotme Shqipe konfliktin e definon si: "Mosmarrëveshje e thellë ndërmjet dy njerëzve apo dy palëve, ndeshje e ashpër, acarim i marrëdhënieve ndërmjet dy shteteve që çon deri në një luftë të armatosur."[1] "Konflikti është një dukuri që shpie në dhunë të organizuar të shkaktuar nga përfshirja e palëve, që kanë pozicione të papërputhshme për çështje të ndryshme, kanë qëndrim armiqësor dhe forma të caktuara veprimi diplomatik dhe ushtarak" [2]

Shkencëtarja për paqen Ulrike C. Wasmuth thekson: "Është e rëndësishme që konfliktin ta konsiderojmë në mënyrë objektive si rrethanë sociale, duke mos e ngatërruar me format e zgjidhjes së tij.Ai nuk duhet kufizuar me anë të vlerësimeve, si dhe nuk duhet përzier me tërësinë e shkaqeve të tij. Konflikti është një rrethanë sociale me të paktën dy palë pjesëmarrës (individë, grupe, shtete), të cilët: a) ndjekin qëllime të ndryshme dhe kanë pikënisje të paakordueshme ose synojnë të njëjtin qëllim që mund ta arrijë vetëm njëra nga palët, dhe; b) për arritjen e një qëllimi të caktuar duan të përdorin mjete të ndryshme që në pikënisje të paakordueshme".[3]

Në shkrimet e autorëve të së Drejtës Ndërkombëtare ekzistojnë pikëpamje të ndryshme lidhur me definicionin e konfliktit. Fjalori i Cambridge-it konfliktin e definonn në këtë mënyrë: "Një konflikt është lufta në mes të dy ose më shumë shteteve ose grupe të njerëzve"[4]. Sipas Joshua S. Goldshtein, konflikti mund të përkufizohet si një ndryshim në përfundimet e arritura të parapëlqyera të një rrethane përpjekjesh për marrëveshje.[5] "Luftërat fillojnë me vendime të vetëdijshme e të arsyeshme, të mbështetura mbi përllogaritjet e bëra nga të dyja palët, sipas të cilave ato mund të arrijnë diçka më shumë nëpërmjet luftës sesa duke mbetur në paqe".[6]

Neni 2 , i Konventës së Gjenevës të vitit 1949 thotë:

"Përveç dispozitave që do të zbatohen në kohë paqeje, Konventa e tanishme do të zbatohet për të gjitha rastet e luftës së deklaruar, apo të ndonjë konflikti tjetër të armatosur që mund të lind midis dy ose më shumë palëve të larta kontraktuese, edhe në qoftë se gjendja e luftës nuk është njohur nga njëra prej tyre. Konventa do të zbatohet gjithashtu për të gjitha rastet e pushtimit të pjesshëm ose të plotë të territorit të një pale të lartë kontraktuese, edhe në qoftë se pushtimi bëhet me rezistencë të paarmatosur ".[7] Gjithashtu, rastet e jurisprudencës dhe doktrinës të së Drejtës Ndërkombëtare theksojnë se "një konflikt i armatosur ekziston çdoherë që ka një drejtim/orientim të forcave të armatosur ndërmjet shteteve".[8] Sipas autorit të së Drejtës Ndërkombëtare, D. Schindler, konflikti nënkupton "ekzistencën e një konflikti të armatosur brenda kuptimit të Nenit 2, të Konventës së Gjenevës, dhe gjithmonë mund të supozohet kur pjesët e forcave të armatosura të dy shteteve përplasën njëra me tjetrën, pra çdo lloj i përdorimit të armëve mes dy shteteve".[9]

## Llojet e konfliktit

Në të Drejtën Ndërkombëtare ekzistojnë disa lloje të konflikteve, varësisht nga rrethanat e kohës, historisë, qëllimeve ideologjike dhe gjeopolitike në të cilat është zhvilluar konflikti. Ndër llojet kryesore të konflikteve janë:

- Konfliktet e armatosura Ndërkombëtare, dy apo më shumë shtetet kundërshtare.
- Konflikte të armatosura Jondërkombëtare, midis forcave të armatosura qeveritare dhe forcave të armatosura joqeveritare, ose edhe vetëm grupeve të tilla.[10]
- Grindjet për kufij territorialë, përfshirë përpjekjet për shkëputje nga një territor i caktuar.
- Konfliktet për kontrollin mbi qeverinë kombëtare.
- Konflikte ekonomike për tregtinë, paranë, burimet natyrore, trafikun e drogës.
- Tre llojet e tjera të konfliktit kanë të bëjnë me përplasje të ideve:
- Konflikte etnike.
- Konflikte fetare.
- Konflikte ideologjike.[11]

## Burimet e konfliktit

Është e rëndësishme të theksohet se një situatë mund të evoluojë nga një lloj i konfliktit të armatosur në një tjetër, në varësi të fakteve që mbizotërojnë në një moment të caktuar.Për të ardhur te konflikti ekzistojnë burime të ndryshme që e sjellin atë. Burimet e konfliktit mund të jenë:

- Qëndrimet, vlerat dhe perceptimet e ndryshme.
- Mospajtimet për nevojat, qëllimet, prioritetet dhe interesat.
- Mungesa e resurseve (të ardhurat, pajisjet, aftësitë, territori etj.
- Komunikimi i dobët.
- Strukturae organizimit të dobët apo të papërshtatshëm.
- Mungesa e qartësisë për rolet dhe përgjegjësitë.[12]

## Përfundim

Konfliktet ndërkombëtare, gjegjësisht mosmarrëveshjet midis shteteve, janë një dukuri e shpeshtë që e karakterizojnë bashkësinë ndërkombëtare. E drejta ndërkombëtare, si tërësi e normave që rregullon të drejtat dhe detyrat e shteteve në marrëdhëniet midis tyre, nuk njeh periudha kohore në të cilat ka mbretëruar paqja e përhershme, gjegjësisht nuk njeh kohë në të cilën gjithmonë është respektuar rendi juridik ndërkombëtar. Pra, konfliktet midis shteteve i hasim në të gjitha periudhat e zhvillimit historik të shoqërisë njerëzore.Nga kjo mund të përkufizojmë se konflikti si forcë e armatosur mes dy apo më shumë shteteve,apo vetëm brenda një shteti, ka shkallë të konfrontimeve mes forcave qeveritare të armatosura dhe forcave të një ose më shumë grupeve të armatosura, apo vetëm midis grupeve të tilla që vijnë në territorin e një shteti. Konfrontimi i armatosur duhet të arrijë në një nivel minimal të intensitetit, dhe palët e përfshira në konflikt duhet të tregojnë një minimum të organizimit.

(1) Fjalori i Gjuhës së Sotme Shqipe, Tiranë, 1980, f. 859. (2) Lisen Bashkurti, Krizat ndërkombëtare, Tiranë, 2008, f 236. (3) KarlDojç, Analiza e Marrëdhënieve Ndërkombëtare, Tiranë, 1994,f. 99. (4) http://dictionary.cambridge.org/dictionary/american-english/conflict. (5) Joshua S. Goldshtein, Marrëdhëniet Ndërkombëtare, Tiranë, 2003. f.195. (6) MichaelHoward. The CausesofWarsandOther essays.2and ed. Cambridge, MA: HarvardUniversityPress, 1984. Rotberg; Robert I. andThomas K. Rabbzseds. The OrigineandPreventionof Major Wars. NewYork, CambridgeUniversity Pres, 1989. p.22. (7) The GenevaConventionsof1949 andtheirAdditional Protocols,. http://www.icrc.org/eng/war-and-law/treaties-customary-law/geneva-conventions/index.jsp. (8) ICTY, The Prosecutor v. DuskoTadic, Decisionon the DefenceMotionforInterlocutoryAppealonJurisdiction, IT-94-1-A, 2 October 1995, para. 70. (9) D. Schindler, The differentTypesofArmedConflictsAccording to the GenevaConventionsandProtocols, RCADI, Vol. 163, 1979-II, p. 131. (10) E drejta e traktateve ndërkombëtare gjithashtu krijon një dallim mes konflikteve të armatosura jondërkombëtare në kuptimin e Nenin 3 të Konventave të Gjenevës të vitit 1949, dhe konflikteve të armatosura jondërkombëtare që bien brenda përkufizimit të parashikuara në Art. 1 të Protokollit II Shtesë. (11) Joshua S. Goldshtein, Marrëdhëniet Ndërkombëtare, Tiranë, 2003. f.200. (12) Menaxhimi i Konfliktit dhe Negociatat, AdvocacyTrainingResourceCenter, f. 9. http://www.advocacy center.org/Newsletter/Publications/Conflict_Management&Negotiations_Albanian.pdf.

Reportazh

# Umreja, një udhëtim i përshpirtshëm

Umreja ëshhtë vizita e shtëpisë së shenjtë, Qabesë, jashtë kohës së haxhit. Në kuadër të programit "Umra 2016", që e organizon mbreti i Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz El-Saud, për përfaqësues nga vendet e ndryshe të botës, këtë vit, nga 21 e deri më 30 janar, pjesë e këtij programi qe edhe një delegacion i Kryesisë së BI të Kosovës, i prirë nga myftiu Naim ef. Tërnava. Kështu, delegacioni i Kryesisë së BIK-ut, ku ishin edhe bashkëpunëtorët më të afërt të myftiut Naim ef. Tërnava si dhe përfaqësuesit e institucioneve kryesore të BIK-ut, nga Prishtina u nisën më 20 janar, e pas një pritjeje disa orëshe në aeroportin e Stambollit, u nisën për në Medinë, në qytetin e Resullullahit. Aty arritën në orët e para të mëngjesit të 21 janarit. Si mysafirë të mbretit saudit, në aeroportin e Medinës delegacioni i BIK-ut u prit nga përgjegjësit e programit të umres, të cilët pasi uruan mirëseardhje, morën një intervistë të shkurtë nga myftiu, Nam ef. Tërnava, dhe në kohë reale i akomoduan në hotel, krejt afër "Xhamisë së Pejagmebit a.s.". Megjithëse lodhja nga udhtimi e kishte bërë të veten, arritja në qytetin e Medinës për mysafirët nga Kosova ishte një ndjesi e veçantë, pasi që Medina, pas qytetit të Mekës, është qendra më e rëndësishme për myslimanët. Madje, siç edhe dihet, Medina është kryeqendra e parë e myslimanëve. Qëndrimi në këtë qytet është i një vlere të veçantë, ngase siç e potencuam, është vendi nga ku u përhap feja islame, pastaj është vendi ku jetoi Pejgamberi a.s., është vendi ku u themeluan institucionet e para të shoqërisë islame, është vendi ku u ndërtuan xhamitë e para me nismën dhe pjesëmarrjen e vetë Muhamedit a.s. Në Medinë është Xhamia e Pejgamberit a.s., varri i Pejgamberit, Xhenetul-beki (Varrezat e sahabëve), vendi ku u zhvillua beteja e Uhudit, pastaj vendi ku u zhvillua beteja e Hendekut, si dhe xhamia Kibletejen dhe xhamia Kuba. Gjithashtu, tani e sa kohë Medina është një ndër qendrat e rëndësishme të arsimimit fetar, ku vepron Universiteti Islamik i Medinës, e ku studiojnë studentë nga e tërë bota, në mesin e të cilëve një numër i konsiderueshëm edhe i studentëve nga viset tona. Në Medinë është edhe shtypshkronja e Kuranit të madhëruar.

Xhamia e Pejgamberit a.s. në Medinë për secilin, e sidomos ata që janë e vizitojnë për herë të parë, është mahnitëse. Bukuria e Xhamisë së Pejgamberit, e cila si për nga ndërtimi ashtu edhe për nga stili e harmonia, është unike. Kjo xhami është ndër më të mëdhatë në botë, dhe për shumë gjëra është e veçantë. Edhe vlera e namazit në këtë xhami është dukshëm më e rëndësishme se në xhamitë tjera, një namaz i falur në këtë xhami ka vlerën e 1000 namazeve që besimtari i bën në xhamitë tjera. Në xhaminë e Pejgamberit a.s. delegacioni nga Kosova falën namazin, bënë dua e ibadete, lutje e adhurim për Krijuesin e gjithësisë. Në këtë program, krahas mysafirëve nga Azia, Afrika, delegacioni

*Gjatë vizitës në Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë*



nga Kosova pati rastin e mirë të takojë edhe përfaqësuesit e bashkësive fetare nga vendet e rajonit, si nga: Bosnja e Hercegovina, Mali i Zi, Kroacia, Serbia etj., me disa prej të cilëve njihej qëmoti, ndërsa me disa u njoh aty, ku edhe u informua për aktivitet dhe sfidat që kanë bashkësitë islame përkatëse.

Organizatori kishte paraparë që të vizitohet "Xhamia Kuba", që për çdo besimtar që shkel tokën e Medinës është e preferuar ta bëjë një vizitë të tillë. Është kjo xhamia e parë e ndërtuar nga myslimanët, ndërtimin e së cilës e filloi vetë Muhamedi a.s.

Pas vizitës së "Xhamisë Kuba", ku delegacioni nga Kosova fali namazin e drekës, më pas udhëtimi vazhdoi për në Kodrën e Uhudit, e cila gjendet 5 kilometra në veri të Medinës. Në historinë islame Kodra e Uhudit njihet si një vend ku myslimanët zhvilluan një betejë të fuqishme kundër forcave të mekasve politeistë. Në betejën e Uhudit, nga ana e myslimanëve ranë 70 dëshmorë, në mesin e të cilëve edhe xhaxhai i Pejgamberit a.s. Hamzai, i njohur si një luftëtar i shkathtë, i cili u varros me të gjithë dëshmorët që ranë në këtë beteje.

Në Medinë vizituam edhe Shtypshkronjën e Kuranit, që merret ekskluzivisht vetëm me përgatitjen dhe shtypjen e Kuranit në shumë gjuhë të botës. Shtypshkronja është themeluar më 1986, dhe deri më tash ka shtypur me miliona kopje të Kuranit në gjuhë të ndryshme.

Kjo shtypshkronjë ka botuar edhe përkthimin e Kuranit të alimit tonë të njohur haxhi Sherif Ahmetit, në një tirazh prej 1 milion kopjesh. Gjatë qëndrimit në Medinë, për mysafirët e programit Umra 2016, më 22 janar, pas namazit të jacisë, u mbajti një ligjëratë tematike nga imami i Xhamisë së Pejgamberit, Sallah Al Budejr, ligjëratë kjo që u ndoq me interesim nga gjithë të pranishmit.

Bashkë me delegacionin kosovar isha edhe unë. Gjatë qëndrimin në Medinë takuam disa studentë tanë që studiojnë në Universitetin e Medinës, të cilët më 23 janar, në mbrëmje, organizuan një takim me udhëheqësit e BIK-ut. Në këtë takim studentët e informuan myftiun dhe udhëheqësit e BIK-ut me kushtet e studimeve si dhe me planet që kanë, ndërsa myftiu Tërnava në bashkëbisedim me ta i informoi për arritjet dhe sfidat që ka BIK-u. Myftiu studentëve tanë u kërkoi që të jenë studiues të devotshëm dhe larg ideologjive ekstreme.

Kështu, me ibadete të shtuar, namaz, lutje, adhurime, vizita, ligjërata, takime e biseda me pjesëmarrësit nga vendet e tjera që ishin në këtë program, ne kaluam 4 ditë të paharruara në Medinën e ndritshme. Ndërsa ditën e pestë, të hënën më 25 janar, që në mëngjes, të veshur në ihram të bardh e lamë Medinën dhe morëm rrugën drejt Mekës së bekuar, për të kryer umren. Për çdokënd arritja në Mekë është shumë domethënëse dhe paraqet një ndjesi të veçantë për, sidomos kur qëndron para Qabesë së bekur e s'do të largohesh prej saj. Edhe në Mekë na akomoduan krejt afër Haremit, gjë që paraqiste një përparësi më shumë për të qëdruar sa më shumë në Qabenë e bekuar, pranë më të mirës shtëpi të Zotit.

Namazin e akshami e arritëm ta falim në harem, dhe

*Gjatë vizitës në Arafat*



kështu menjëherë filluam dhe e bëmë tavafin, sajin dhe i shkurtuam flokët, me çka edhe zyrtarisht e realizuam ritualin e umres, gjë që nënkupton edhe lirim e besmitarët nga ihrami. Gjatë qëndrimi në Mekë, ditën e martë patëm një vizitë të rëndësishme në muzeun dhe vendpunishten e mbulesë së Qabesë së bekuar. Aty mësuam historinë e objektit të Qebesë, si dhe pamë shumë relikte nga e kaluara, ndërsa në venpunishte të mbulesë së Qabesë mësuam dhe pamë se si përgatitet mbulesa e Qabesë, e cila ndërrohet çdo vit, ditën e Kurbanbajramit.

Ndërsa të nesërmen qëndruam në Mina, Muzdelife dhe Arafat, e pasdite vizituam qendër moderne turistike "Al-Kerr" në Taif.

Edhe në Mekë, pjesëmarrësit e programit patën rastin që më 27 janar të dëgjojnë një ligjëratë, e më pas edhe të bashkëbisedojmë me imamin e Haremit, Abdullah El Xhuhen.

Të enjten, më 28 janar udhëheqësit e delegacioneve u priten nga ministri për Çështje Fetar i Arabisë Saudite, Dr. Saleh El Sheikh, i cili për këtë takim kishte ardhur enkas nga Riadi. Nga Kosova në takim me ministrin ishin myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga sekretari i Përgjithësim i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi.

Si në Medinë ashtu edhe në Mekë, deshi Zoti që patëm mundësi të falim nga një namaz të xhumasë. Dallimi ishte vetë se në Qabenë e bekuar vlera e namazit është shumëfish më e madhe se në vendet tjera, (pra, një namaz aty ka vlerën e njëqindmijë namazeve në vendet tjera). Ky përjetim vërtet ishte madhështor, dhe prekte thellë palcën e shpirtërores së njeriut. Kur shihje veten në mesin e mijëra besimtarëve që faleshin para Qabesë së bekuar, ku njerëz-besimtarë nga e gjithë bota vinin aty, luteshin të qetë para Zotit, ishin të përkushtuar në namazin e tyre, bënin dua, tavaf e saj, sikur udhëtoje në kohën e e pejgamberëve të Zotit, nga Ademi e deri te Muhamedi a.s., dhe e shihje veten tek veproje si ata: tek e falënderoje Zotit dhe i luteshe vetëm Atij. Po para Qabesë së bekuar e falëm xhumanë me mijëra besimtarë nga e gjithë bota, ndërsa, në mbrëmje e bëmë edhe tavafin lamtumirës; e s'kishte mundësi që loti të mos pikonte nga kjo ndarje prej shtëpisë më të bekuar.

Në mëngjesin e ditës së shtunë e lamë Mekën, me shpresë se do të kthemi përsëri, dhe kështu morëm udhën për vendlindje.

Në vendet e bekuar nga I Madhi Zot ne për 10 ditë patëm mirësinë të ishim mysafirë të një programi të mbretit të Arabisë Saudite, Selman bin Abdulaziz El-Saud, të cilin e falënderojmë përzemërsisht, ndërsa shpresojmë se këtë program ta vazhdojë edhe me të ftuar të tjerë. *(Ramadan Shkodra)*

**Manifestim kushtuar Lindjes së Muhamedit a.s.**

Më 11 janar në Xhaminë e Madhe, pas namazit të drekës u organizua manifestimi përmbyllës me rastin e muajit të lindjes së pejgamberit Muhamed a.s. Në këtë manifestim qenë të pranishëm drejtuesit më të lartë të Bashkisë Islame të Kosovës, të prirë nga myftiu Naim ef. Tërnava, pastaj përfaqësuesit e Këshillave të Bashkësisë Islame nga qendrat e ndryshme të Kosovës, si dhe të ftuar e xhematlinj të shumtë.

Për rëndësinë e manifestimit kushtuar lindjes së Muhamedit a.s., para të pranishmëve foli Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili përveç tjerash tha: "Nuk ka më kënaqësi, nuk ka më mirë, nuk ka më bujari, nuk ka më njerëzi sesa kur umeti i Muhamedit a.s. tubohet në një vend dhe e përkujton lindjen e tij, njeriut më të mirë që e krijoj Allahu xh.sh., Muhamed Mustafanë."

Manifestimet e tilla në përkujtim të të Dërguarit të fundit, Muhamedit a.s. janë traditë e hershme në trojet tona, me çka të parët tanë me devotshmëri, përkushtim e sinqeritet kujtonin Muhamedin a.s., historinë e tij, virtytet e tij, mësimet e tij, udhëzimet dhe rrugën e tij. Këtë traditë duhet kultivuar në të gjitha ambientet tona, në shtëpi, në medrese e nëpër xhamitë tona, siç është manifestimi i sotëm", tha përveç tjerash myftiu Naim ef. Tërnava

Ai po ashtu tha se ne jemi umet i Muhamedit a.s., se kemi prodhuar dhe prodhojmë paqe, solidaritet, harmoni, dashuri, respekt, mirësjellje e shtrirje të dorës njëri me tjetrin. "Feja islame i ka këto veçori, pavarësisht se dikush mundohet ta kanalizojë e interpretojë ndryshe. Feja islame është kjo. Të mundohemi



*Çaste nga manifestimi i Mevludit në Prishtinë*

e ta shpjegojmë këtë fe ashtu siç na e kanë përcjellë baballarët dhe hoxhallarët tanë, tash e mbi 600 vjet", tha myftiu Tërnava

Ai gjithashtu porositi që të mos e humbasim këtë manifestim tradicional, pavarësisht se dikush po mundohet të na e zëvendësojë me festa tjera.

Pas fjalës së myftiut, imami veteran Mustafë ef. Dervisholli nga Prishtina, imami Adem ef. Hoxha nga Ferizaj, si dhe imami Sallah ef. Feta nga Prishtina, kënduan pjesë nga "Mevludi" i Tahir efendi Popovës, ndërsa performance e tyre nga të pranishmit u përcoll me vëmendje. *(R.S. & R.Sh.)*

### Mbahet seminari me temën: "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore"

Bashkësia Islame e Kosovës në bashkëpunim me UNFPA-në, Zyra në Prishtinë, organizuan seminarin me temën: "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore". Pjesëmarrës në seminar ishin hoxhallarët- imamët, të cilët sigurisht se përmes hytbeve dhe ligjëratave të tyre po japin kontribut në këtë aspekt, si dhe Departamenti i Gruas i BIK-ut me përfaqësueset e tij nga Këshillat e Bashkësisë Islame, i cili në vazhdimësi po jep kontributin e tij në ngritjen e vetëdijes rreth rolit dhe pozitës së femrës në Islam. Të pranishmit u përshendetën dhe morën mirëseardhje nga organizatorët: Mr. Fitim Gashi-BIK, dhe znj. Visare Mujko-Nimani-UNFPA. Me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtuan edhe kryetarët e Këshillave të BIK-ut në Pejë - Muzli ef. Arifaj, dhe në Podujevë - Mr. Bekim ef. Jashari. Për të folur për temën në fjalë në panel u ftuan: Mr. Ajni Sinani-kryetari Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Nora Husejnoviç-Veliu. Panelistët, me shembuj shumë efikas e praktikë, trajtuan dhe elaboruan temat: "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore" dhe "Shëndeti riprodhues dhe pozita e femrës në Kuran". Pas prezantimit të temave nga ana e panelistëve të pranishmit patën mundësi të kontribuojnë përmes diskutimeve dhe pyetjeve, dhe në fund të secilit seminar u nxorën konkluzat dhe rekomandimet. Seminarët u mbajtën më 21.12.2015, në Hotel Victory në Prishtinë, më 23.12.2014, në Hotel Dukagjin në Pejë, dhe më 28.12.2015, në Hotel Besiana në Podujevë. *(Fitim Gashi)*

### Në Janjevë të Lipjanit u organizua ceremoni festive me rastin e muajit të Mevludit

Në Janjevë, me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., imami i kësaj qyteze Beqir ef. Krasniqi, në bashkëpunim me xhematin e tij, organizoi një ceremoni festive. Ceremonia u organizua në hapësirën e xhamisë së qytezës, në prezencën e besimtarëve dhe disa imamëve të kësaj ane, si dhe përfaqësuesve të Këshillit të BI-së të Lipjanit. Në mesin e tyre ishte edhe ish imami shumëvjeçar i qytezës, njëherit veterani Bashkësisë Islame, Irfan ef. Bikliqi. Ligjëratën kryesore rreth jetës së të dërguarit Muhamed a.s. e mbajti Refik ef. Gërbeshi - mualim në KBI të Prishtinës. Pas ligjëratës imamët e pranishëm lexuan dhe kënduan pjesë nga vargjet e Mevludi sherifit, si dhe kaside e ilahi islame. Organizimi i kësaj ceremonie festive me rastin e muajit të Mevludit, në një mënyrë a tjetër, e gjallëroi dhe i dha freski kësaj qyteze, e cila para pak kohësh e rinovoi këtë xhami të bukur dhe shumë të rëndësishme për qytetarët e besimit islam të kësaj ane. *(Xheladin Fazliu)*



*Çaste nga seminari*



*Pas manifestimit në Lipjan me rastin e Mevludit*

## FSI-në e viziton zv/ministri i Arsimit

Më 06.01.2016, në Fakultetin e Studimeve Islame ishin për vizitë zëvendësja e ministrit e Arsimit Shkencës dhe Teknologjisë së Republikës së Kosovës, znj. Anila Statovci-Demaj së bashku me këshilltarin politik të ministrit të Arsimit z. Hysen Bytyqin. Mysafirët i priti dekani i Fakultetit Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, prodekania Mr. Besa Ismaili-Ahmeti dhe sekretari Mr. Vedat Shabani. Dekani fillimisht i informoi të pranishmit me historikun e themelimit të FSI-së, sfidat me të cilat është ballafaquar dhe procesin e akreditimit dhe ri-akreditimit. Fokus i bisedës ishte çështja e definimit të statusit të Fakultetit të Studimeve Islame.



*Gjatë takimit me zëvendësministren e MAShT-it*

Palët u pajtuan se zgjidhja më e mirë do të ishte integrimi i FSI-së në kuadër të Universitetit Publik "Hasan Prishtina", për çka edhe u pajtuan që FSI në ditën në vijim edhe një herë të drejtojë një kërkesë në adresë të MASHT-it, përmes së cilës shpreh interesimin e saj për integrim në kuadër të Universitetit Publik "Hasan Prishtina". *(Vedat Shabani)*

## Muhamedi a.s. shëmbëlltyrë e njerëzisë

Gjatë muajit dhjetor nga Departamenti i Gruas i BIK-ut u organizuan disa tribuna kushtuar jetës dhe veprës së njeriut më të nderuar, Muhamedit a.s., pishtarit ndriçues të njerëzisë, i cili është udhërrëfyes i pandashëm i jetë sonë. Pejgamberi Muhamed a.s mbetet shembulli i mirësisë e urtësisë, dhe njeriu më i mirë i njerëzimit. Çdo tubim që kujton lindjen e tij na emocionon dhe na e rikujton misionin tonë në shoqëri. Po me këtë motiv, më 24.12.2015, në Vushtrri, u mbajt një ligjëratë nga Mr. Vaxhide Bunjaku, e cila shpalosi mesazhet hyjnore që i Dërguari i Allahut i la për ne. Programin e hapi drejtuesja e degës së DG-së në Vushtrri, Mr. Rovena Tujani.

Edhe në Malishevë pati një organizim të tillë. Më 25.12.2015 aty u mbajt takimi i radhës kushtuar njeriut më të ndritur që pati kjo tokë, Muhamedit a.s. Programin e organizuan dega e DG-së në Malishevë së bashku me DG-në nga Prishtina. Aty teologia Munavere Paqarizi-drejtuese e degës në Malishevë, mbajti fjalimin hyrës, ku përshëndeti të pranishmet dhe i falënderoi për prezencën e tyre në këtë takim. Pastaj udhëheqësja e DG-së, Mr. Vaxhide Podvorica, përshëndeti të pranishmet me një fjalë rasti, e pas saj një fjalë tjetër rasti mbajti edhe deputetja e Kuvendit të Republikës së Kosovës znj. Shukrije Bytyqi, e cila ndër të tjera potencoi se ndihet e nderuar që është pjesë e umetit të Muhamedit a.s., ajo nuk la pa përmendur dhe rikujtuar viktimat e fundit, siç ishte rasti i Donjetës. Programi vazhdoi me ligjëratën kushtuar jetës së Muhamedit a.s., që e prezantoi teologia Fitore Dervishi. Në fund u shfaq edhe një program i pasur kulturor.



*Pas programit në xhaminë e Vushtrrisë*

Gjithashtu edhe në Lipjan pati një organizim kushtuar jetës së pejgamberit Muhamed a.s. Aty, më 29.09.2015 u mbajt tribuna e radhës në "Xhaminë e Lipjanit". Programi ishte i larmishëm: lexim nga Kurani fisnik, ilahi, monologë dhe ligjërata kushtuar Muhamedit a.s. Këtë herë ligjëratën kushtuar jetës së Muhamedit a.s. e prezantoi Mr. Vaxhide Podvorica-Bunjaku. *(Hanife Kastrati)*

### Në xhaminë e fshatit Nikaj të Kaçanikut u mbajt dua hatmeje

Më 16.01.2016, në xhaminë e fshatit Nikaj të Kaçanikut u organizua një dua hatmeje. Pas përfundimit të leximit të Kuranit (hatmes) nga nëntë nxënësit vijues të mësimbesimit pranë imamit Kenan ef. Malsiu, të gjithë së bashku organizuan një përurim të suksesit të arritur, tubim ky që kishte marrë përkrahjen e plotë të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kaçanikut dhe fshatit në përgjithësi.

Në këtë tubim të pranishëm ishin kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Kaçanik, Florim ef. Neziraj me bashkëpuntorë, mysafiri nga Kryesia e BIRK-ut, Besnik ef. Jaha, si dhe shumë imamë nga komuna e Kaçanikut, si dhe një numër i madh i xhematit dhe familjarëve të nxënësve që kishin bërë hatmen.

Programi u hap me leximin e disa citateve kuranore, që i deklamoi Mendu ef. Rexha, ndërsa këtë program e moderoi sekretari i KBI-së në Kaçanik, Nehat ef. Hysa.

Imami Kenan ef. Malsiu para të pranishmëve u shpreh i nderuar me prezencën e kryetarit Neziraj, dhe mysafirëve të tjerë, ndërsa u shpreh se rezultat i gjithë kësaj pune qenë nxënësit dhe familjarët e tyre, që gjithherë ndihmuan dhe përkrahën secilin që të arrijë aty ku është sot. “Pse këta nxënës sot kanë sukses shkaktar është mënyra e tyre e jetës: të gjithë nxënësit ndoqën trekëndëshin, shtëpi-shkollë-xhami, dhe, po u veprua kështu edhe suksesi patjetër se do të vërehet, siç po vërehet edhe sot”, tha imami Kenan Malsiu.

Në anën tjetër kryetari i KBI-së në Kaçanik, Florim ef. Neziraj, para të pranishmëve tha se puna më e madhe që sot mund ta bëjë ndonjë imam është t’i mësojë xhematit të tij leximin e Kuranit. “Dëshiroj t’ju uroj për këtë hatme të Kuranit. I keni begatuar shtëpitë tuaja, sepse aty ku lexohet Kurani, aty ka edhe bereqet më shumë, ka edukatë më shumë, dhe gjithçka është më shumë. E lus Allahun që për çdo harf (shkronjë) që e keni lexuar dhe do ta lexoni t’ju shpërblejë ju, imamin dhe të gjithë ata që janë angazhuar t’ju ndihmojnë”, tha në fund kryetari Florim ef. Neziraj.

Nxënësit e imamit Kenan ef. Malsiu kishin përgatitur edhe një program të larmishëm, të përbërë nga këndimi i Kuranit, ilahitë, recitimet e karakterit fetar, e që zgjoi mjaft kureshtje dhe emocione te xhemati. Ky program u mbyll me këndimin e një ashereje nga nxënësi i hifzit, Shuajb Neziraj, ndërkaq duaja e hatmes u bë nga imami veteran i Kaçanikut, Ali ef. Shehu.

Në fund u shtrua edhe një koktej rasti, i përgaditur nga familjarët e nxënësve dhe xhemati i fshatit Nikaj, fshat ky që me këtë dua hatmeje të ftohtin e 16 janarit e shndërroi në pranverë shpirti.

Fëmijët që bënë hatme janë: Ilirjana Guri, Edonita Malsiu, Sumeja Guri, Daresa Malsiu, Eliona Malsiu, Arianit Guri, Albiona Malsiu, Butrint Guri dhe Arbër Malsiu.



E lusim Allahun ta shpërblejë imamin dhe të gjithë nxënësit që bënë hatme Kuranin, si dhe gjithë besimtarët anekënd botës! *(B. Jaha)*

### Viti që sapo kaloi dëshmoi për një sërë aktivitetesh fetare në Opojë dhe Gorë

Garat e mësimbesimit për fëmijët që ndjekin mësimbesimin nëpër xhamitë e Opojës dhe Gorës janë një formë tradicionale që mbahen për çdo vit në qendrën komunale të për çdo vit. Çdo herë që vjen Muaji i Mevludit, Këshilli i Bashkësisë Islame të Dragashit nuk harron që t’i ftojë fëmijët nga këto dy treva, dhe së bashku të garojnë në njohuritë e arritura nga imamët e tyre.

Janë imamët ata që me angazhimin e tyre arrijnë që të ngritin vetëdijen fetare dhe t’ua mësojnë gjërat elementare të besimit islam fëmijëve të xhemateve të tyre. Por kjo nuk mjafton për disa imamë që me insistimin e tyre dhe me përkrahjen e prindërve të fëmijëve, respektivisht xhematit të tyre, marrin një mundim më të madh dhe thuajse për çdo vit arrijnë të realizojnë hatme (lexim të tërësishëm të Kuranit).

Një gjë të tillë e realizoi kah fundi i vitit që lamë edhe imami i fshatit Kosavë të Opojës, Mersim ef. Spahija, i cili kësaj radhe arriti që me suksesë ta kryejë hatmen me shtatë nxënës të shkollës fillore dhe të mesme të ulët. Në ceremonin e hatmes morën pjesë shumica e xhematit të fshatit Kosavë, dhe u shprehen të lumtur që edhe në xhaminë e tyre ka filluar të forcohet kjo traditë shekullore. Me këtë rast Këshilli i Bashkësisë Islame të Dragashit ndau nga një certifikatë për secilin nxënës

që tregoi durim dhe sukses deri në realizimin e kësaj hatme. Certifikatat i ndau Nail ef. Halimi, sekretar në KBI-Dragash, ndërsa duanë e hatmes e bëri Xhafer ef. Fejziu, kryeimam në KBI-Dragash.

Por nuk vonoi dhe pas pak kohe nisi edhe një atmosferë jashtëzakonisht festive, pak para se të mbyllej viti 2015, pra në fshatin Blaq të Opojës, ku ishin mbledhur shumica e xhematit të fshatit dhe rrethinës për ta ndjekur nga afër duanë e hatmes që kishte organizuar imami i fshatit Xhafer ef. Nebiu për 30 fëmijët e këtij fshati, të cilët për një vit rresht kishin treguar interesim, durim dhe kurajo për të arritur deri në përfundim të leximit të Fjalës së Zotit-Kuranin famëlartë.

Pas një ceremonie mjaft të gjatë që u mbajt pas namazit të drekës, ku fëmijët paraqitën shkathtësitë e tyre në leximin e Kuranit dhe ilahive e recitimeve të ndryshme, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës këtë xhemat dhe këta nxënës të zellshëm i përshëndeti me një fjalë rasti Fitim ef. Flugaj, i cili përcolli përshëndetjet e Myftiut të Republikës dhe njëherit kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës Mr. Naim ef. Tërnavës dhe të stafit të Kryesisë. I njëjti çmoi lart punën që kishte bërë imami Xhafer ef. Nebiu, i përkrahur nga prindërit e këtyre fëmijëve. Në vazhdim Nail ef. Halimi, sekretar në KBI-Dragash, respektivisht Sharr, ndau nga një certifikatë inkurajuese dhe vlerësuese për secilin fëmij që kishte arritur të ketë sukses në leximin e tërësishëm të Kuranit dhe për imamin Xhafer ef. Nebiun. KBI-Dragash ndau një libër si dhuratë modeste por edhe inkurajuese që kjo punë me shumë vlerë të vazhdojë edhe në të ardhmen. *(Fitim Flugaj)*

### Motivohu nga përvojat e njerëzve të suksesshëm

Nën organizimin e Këshillit të Nxënësëve të Medresesë “Alaudin” në Gjilan më 26.01.2016 u mbajt edicioni i parë i Konferencës së Akademisë për Etikë . Të pranishëm ishin anëtari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Ilmi Krasniqi, profesorët e Medresesë së Gjilanit, imamë të rajonit të Gjilanit, studentë të Universitetit “Kadri Zeka”, studentë të Fakultetit të Studimeve Islame, nxënës të shkollave të mesme të Gjilanit, nxënësit e Medresesë së Gjilanit dhe të ftuar të tjerë. Në fjalën hyrëse koordinatori i Medresesë, Arben Neziri, theksoi: “Konferenca e Akademisë për Etikë, që do të jetë ngjarje mujore e formatit TED Tallks, zhvillohet kudo në botë. Konferenca e Akademisë për Etikë është ngjarje që zhvillohet vetëm me nxënës të shkollave të mesme, dhe ekskluzivisht me tema që kanë të bëjnë me ta. Qëllimi ynë është që nxënësit të njihen me shembuj të njerëzve të suksesshëm, që të motivohen nga suksesi i tyre. Sepse në jetë është e rëndësishme që hapat e parë t’i fillojmë në vende të mirëfillta, e vendet e mirëfillta janë pikërisht ato që rrisin vullnetin dhe shtytjen për të ecur përpara, për të luftuar me peripecitë e sfidat që jeta na sjell çdo ditë. E këta hapa, dy profesorë që do ta prezantojnë përvojat e tyre, i morën pikërisht nga medresetë. Të jetosh pa punuar për vetveten është e lehtë, por kjo mënyrë e të jetuarit nuk të drejton në arritjen e majave të larta, nuk rrit aspiratat që të vazhdosh të çash dallgët që vazhdimisht dalin përpara. Nuk është se kërkimi i dijes, nuk kërkon sakrifica; jeta studentore, vështirësitë e ndryshme, përditshmëria e ngarkuar,



*Pas Konferencës së Akademisë për Etikë*

në fakt arritja e niveleve të larta të dijes kërkon shumë përkushtim, por po të mos ishte pikërisht ky përkushtim aq i madh ne nuk do të mund të arrinim qëllimin për të cilin filluam gjithë këtë rrugëtim. Në fakt s'do të mund ta kalonim as pragun e të qenit kërkues në vazhdimësi."

Nga përvojat e veta, Ilmi Rexhepi-profesor në Medresenë e Gjilanit, veçoi arritjet e tij të veçanta në krahasimin e gramatikës arabe me atë të shqipes, dhe për studimin e tij rreth lidhorit "që", për të cilin ka paraqitur të reja në fushën e sintaksës së shqipes. Ai theksoi se rëndësia qenësore është si të mësojmë dhe si të arrijmë deri te suksesi, deri te studimi i thellë. "Tërë kjo", - veçoi z. Ilmiu - "varet nga nijeti-vendosmëria. Prandaj, sipas tij, profesori doemos duhet që një pjesë të orës t'ia kushtojë rrethanave që nxënësit të jenë të motivuar dhe të vendosur në arritjen e suksesit, duke mos llogaritur vlerën materiale.

Ndërkaq Emin Emini-nxënës (kl. e XII-të), para kolegëve të vet foli për përvojën e tij në fushën e Informatikës, për krijimin e aplikacioneve të reja për telefonat mobil etj. Ai përmendi edhe aplikimin dhe sajimin e faqeve dhe lojërave që ka sajuar në internet si: Squars, Colo red, Dotss, Tap-War etj.

Profesori Ejup Ramadani-shef i Kabinetit të Myftiut të Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, potencoi përvojat e tij të suksesshme që kishte arritur në fushën e arsimit, dhe të cilat i ka publikuar në librin e tij në gjuhën angleze "The accidental teacher". Ai potencoi fjalën MOTIVOHU, që edhe e kishte mbështetje në librin e përmendur e të cilin e kishte ndarë në dhjetë module në të cilat shtjellonte qartë mënyrën e arritjes së suksesit me nxënësit, gjatë punës me ta në orët mësimore. Eksperiencën e tyre së bashku me Ejup Ramadanin e ndanë edhe dy studentet e Fakultetit të Studimeve Islame, Jusra Abdullahu dhe Gentianë Sadiku.

Të pranishmit në këtë konferencë i përshëndeti Ilmi Krasniqi-anëtar i Kryesisë së BIK-ut, i cili foli për vlerën e diturisë dhe të shpërndarjes së saj sipas Islamit, dhe përgëzoi e inkurajoi koordinatorin, profesorët dhe nxënësit që aktivitete të tilla të ndërmarrin më shpesh.

Në fund profesori Ejup Ramadani u dhuroi libra të pranishmëve. Ndër librat që dhuronte ishte edhe romani historik "Premtimi", i shkrimtarit e kulturologut më të shquar arab Taha Husejn, të cilin e ka shqipëruar po profesori Ejup Ramadani, ndërsa kishte një recension nga profesori Ilmi Rexhepi. Programin e moderoi nxënësi Gentrit Mehmeti. Qëllimi themelor i edicioneve të Konferencës së Akademisë për Etikë është motivimi i nxënësve. Konferenca e Akademisë për Etikë do të jetë tradicionale dhe do të mbahet në fund të çdo muaji. *(Islam Osmani)*

## TELEGRAM NGUSHËLLIMI

I dashur Dr. Mehmet Görmez

**Kryetar i Çështjeve Fetare të Republikës së Turqisë**

**(DIJANET-it)**

Me dhembje e pikëllim mësuam lajmin për aktin e shëmtuar terrorist në Stamboll, ku pësuan qytetarët e pafajshëm.

Prandaj, në emër të BIK-ut, institucioneve të saj, si dhe në emrin tim personal ju shpreh ngushëllimet më të sinqerta juve, popullit turk, e para së gjithash familjeve të viktimave të pafajshme, për të cilët lutemi që Zoti t'u japë durim e gajret, ndërsa të lënduarve u dëshirojmë shërim sa më të shpejt.

Dashtë Zoti që akte të tilla që marrin jetë, sjellin viktima, dhunë e terror, të mos përsëriten askund!

Duke u solidarizuar me ju dhe me të gjithë ata që janë prekur nga ky akt terrorist, edhe një herë, shprehim dhembjen tonë për ngjarjen tragjike, dhe shpresojmë e lutemi për një të ardhme të ndritshme në paqe, mirëkuptim e harmoni.

*Me respekt e dhembshuri,*

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava*

## TELEGRAM URIMI

**Kishës Ortodokse Serbe**

Prizren

I nderuari Peshkop Teodosije,

Kam nderin dhe respektin që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, dhe në emrin tim personal, t'ju uroj e përgëzoj me rastin e Krishtlindjes Ortodokse, juve dhe gjithë besimtarët ortodoksë, duke ju dëshiruar shëndet, mbarësi, lumturi, paqe e begati!

Festat fetare te popujt tanë gjithherë kanë reflektuar solidaritet, mbështetje, tolerancë e mirëkuptim, vlera këto që vijnë nga mësimet hyjnore të feve qiellore.

I nderuar Peshkop,

Në këtë ditë feste, duke ju uruar edhe njëherë ngrohtësi e lumturi, shpreh përkushtimin dhe gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës për të kultivuar mirëkuptimin, paqen e lumturinë, si dhe për të forcuar besimin dhe respektin e ndërsjellë në këtë nënqiell.

*Me respekt,*

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Ternava*

# Barack Obama: Retorikat kundër myslimanëve në ShBA janë të patolerueshme



**Duke vënë në dukje se Islami është një fe që ndalon terrorizmin, Obama tha se "Islami, ka një traditë që duhet të respektohet".**

Presidenti amerikan, Barack Obama, që për herë të parë vizitoi një xhami në vendin e tij, u shpreh se retorikat kundër myslimanëve në vendin e tij nuk mund të jenë asnjëherë të tolerueshme.

Obama, duke vënë në dukje se që nga formimi i ShBA-së e deri tani myslimanët kanë qenë në detyra si: në polici, shërbime inteligjente dhe ushtri, si dhe kanë treguar përpjekje për të mbajtur të sigurtë ShBA-në, ka theksuar se myslimanët kanë luftuar për lirinë e vendit.

"Shumica e personave që ka vrarë DAESH-i janë myslimanë të pafajshëm", tha presidenti Obama, që gjithashtu ka deklaruar se DAESH-i nuk mbron myslimanët dhe shumica e personave që kanë vrarë organziatat terroriste janë meshkujt, gra dhe fëmijë të pafajshëm myslimanë.

- "Islami e ndalon terrorizmin", tha Obama, duke vënë në dukje se Islami është një fe që ndalon terrorizmin dhe se ka një traditë që duhet të respektohet kundër të tjerave".

- "Ju jeni myslimanë dhe amerikanë", tha presidenti Barak Obama në vizitën e tij në xhami, dhe duke iu drejtuar të rinjve u shpreh: "Ju nuk jeni myslimanë ose amerikanë, por ju jeni myslimanë dhe amerikanë".



## Xhamia e Birminghamit ofron ushqim falas për të pastrehët për festat e fundvitit

Xhamia Qendrore e Birminghamit, në Mbretërinë e Bashkuar, ofroi falas ushqim të ngrohtë për ata që kanë nevojë dhe për të pastrehët gjatë fundvitit që lamë pas. Në partneritet me Kuzhinën e Supës të Birminghamit, Xhamia shërbeu qindra njerëzve gjatë sezonit të festave. Ushqime të ngrohta u shërbyen në prag të kërshëndellave e deri në ditën e Vitit të Ri, thanë organizatorët. Sipas gazetes "The Independent", Birminghami ka një nga normat më të këqija për të pastrehët, me rreth 2.500 njerëz të tillë, ose aso që jetojnë në strehim të përkohshëm në rrugët e qytetit. Kasim Choudry, aktivist i komunitetit dhe një nga organizatorët e ushqimit për të varfrit që xhamia ka vendosur t'u ofrojë ushqim, sepse gjatë festave shumica e shërbimeve ekzistuese ku të pastrehët mbështeten mbyllen. "Kjo është arsyeja pse ne zgjodhëm për të bërë atë. Ne jemi të hapur dhe gjithsesi është mirë që ne jemi në gjendje t'u ndihmojmë kur është më e nevojshme", tha Kasim Choudry. Ai shtoi se Birminghami është një qytet i mahnitshëm e që lulëzon mbi diversitetin, dhe së bashku si një komunitet mund të bashkohet si një tërësi për të zbutur varfërinë. Në një video të postuar në facebook Muhammad Ali flet për Xhamisë Qendrore në Birmingham, për Kuzhinën e Supës për Kështnendella. Është një përjetim i madh që shumë njerëz nga komunitetet dhe me prejardhje të ndryshme kanë kërkuar që të pranohen si vullnetarë për të ndihmuar në këtë ngjarje", tha Muhammed Ali.

## Qeveria e Britanisë së Madhe mbyll disa kisha në Angli

Britania e Madhe nuk është më një komb i krishterë. Në bazë të një komisioni hetimor dyvjeçar për shqyrtimin e vendit të fesë në shoqëri, është vërejtur se mosinteresimi i të krishterëve për shkuarje në kishë dhe rritja e madhe e numrit të myslimanëve dhe interesimi për hapjen e xhamive dhe shkuarjen në xhami sinjalizon se është e nevojshme që Britania e Madhe të bëjë një marrëveshje të re me kishën e Anglisë, e cila është mjaft e dëshpëruar për këtë vendim të Qeverisë. Kjo situatë shkaktoi një valë indinjate nga Kisha e Anglisë. Mirëpo komisioni në raportin përfundimtar, në krijimin e të cilit qenë përfshirë udhëheqësit fetarë të të gjitha besimeve, pa marrë parasysh situatës së tensionuar, bënë thirrje për një tërheqje sistematike të krishterimzit nga jeta publike. Raporti ka shkaktuar polemika. Ministrat vlerësuan se ai ishte zbatuar seriozisht në kohë të gabuar, ndërsa Kisha e Anglisë ka thënë se atë e kishin rrëmbyer humanistët. Komisioni u drejtua nga figura të shquara publike, duke përfshirë ish-kryepeshkopin Rowan Williams, ish-shefin e Drejtësisë, Zotit Woolf, si dhe ish-shefin e Këshillit Mysliman të Britanisë, Ikbal Sakranieja. Të besuarit gjatë hetimit janë konsultuar bashkë me përfaqësuesit kryesorë të komuniteteve fetare, zyrtarët e lartë qeveritarë, drejtuesit e BBC-së dhe medieve tjera të pavarura. Kisha e Anglisë këtë raport e quajti humbje e trishtuar e kohës, duke shtuar edhe se ra rob i racionalizmit liberal. *(R. Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | LËNDË ME E ËMBËL SE SHEQERI | E MIRATUAR ZYRTARISHT | PLAK PA KUJTESË | IBADETE (sin.) | POPULL (turq.) | KOMPOZITORI KOÇI (shq.) | MOTËR NËNE | URANI | CEREMONITË | GRUP NGA AZOTI DHE HIDROGJENI | | RR.G | ERËZA | LLAFET | KËNGËTARJA QAZIMI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| GJYSMË-MATURA | | | | | | | | | | | TEKË / INDIANA REPORTORY THEATRE | | | | |
| E GADISHULLIT MË TË MADH NË BOTË | | | | | | | | MËRGIMI / BLETA KRYESORE | | | | | | | |
| NATËS I NJË VEPRIMI | | | | | | | | | | | | UNITED STATES of AMERICA / LLOJ ËMBËLSIRE | | | |
| LETËR BIXHOZI | | | | THEMELORE / DEGË E MATEMATIKËS | | | | | | | | | | | I DËRGUARI SPECIAL |
| DEMOGRAFI BLAKU (shq.) | | | | | | | KALI I SHALËS | | | | STOMAK LUKTH | | | | |
| NËSE (ang.) | | | RADIUSI / JO DËSHTIMET | |  | | | | | | MBAJTJE ANE | | | | |
| ISHULL, LIDHESË | | | | | | | | | | | MEMORIA E KOMPJUTERIT | | | | |
| I MPREHTË (së mundja) | | | | | | | | | | | ENERGJIA | | ESAT STAVILECI / EMRAT E LEXUAR PRAPTHIR | | |
| UNIVERSITI KEBANGSAAN MALAYSIA / QUEENS PARK RANGERS | | | | | | | | | | | BABAI (ledhat.) | | | | |
| MASË DRITHI | | | | | | | | | | | KYÇ | | | REPUBLIKA / VLERAT | |
| ÇAN, DEPËRTON | | | | | | | | | | | | SHOK (h.) / MJETE PUNE | | | |
| RADIUSI | | NOTË MUZIKORE / BANOR I NJË QYTETI SHQIPTAR | | | | | | | | | NËNË (ledhat.) | | | | LLOJ LËNGU KIMIK |
| | JO ÇIFT / SHTET ARAB | | | | | | | | | | MONEDHË TURKE | | | | |
| KOHA SA JEMI GJALLË | | | | | KËNGËTARI SHAQIRI (shq.) | LITIUMI | FEREMËR PRONOR | EMËR I HUAJ MASHKULLI | KRAHINË GREKE | NUMRI 51 ROMAK | HEROK LATI / BESIMI | | | | |
| ELIZABET TAYLOR | | | SHIFRA NË KALENDAR | VEPRIMTARIA JO LEGALE / LLOJ SHPENDI | | | | | | | | | | | |
| BËRJET E MODELEVE | | | | | | | | | | TRUP SI ALUMINI, HEKURI ETJ. / RAMADAN | | | | | |
| MIRËNJOHJA | | | | | | PJESË E SYRIT / DY ZANORE | | | | | | SHQIPËRIA | TITANI / ÇELËS MUZIKOR | | |
| MENDJEHOLLË | | | | | | | QË UA MBATH KËMBËVE / AZOTI | | | | | | | SHKRONJA XX / PA EMËR | |
| BANOR I NJË SHTETI ARAB | | | | | | | | LLOJ LËNGU KIMIK | | | | | | | |



Thuaj: “A t’ju kumtoj për diç shumë më të mirë se ato (kënaqësitë e Dynjasë)? Për ata që janë ruajtur, ata te Zoti i tyre kanë xhenete nëpër të cilat rrjedhin lumenj, dhe aty do të jenë përgjithmonë, kanë bashkëshorte të pastra, e gëzojnë edhe kënaqësinë e Allahut. Allahu është i kujdesshëm për robërit.

(Ali Imran, 15)




Libri "Të tjerët për Islamin" i autorit Ajni Sinani vjen si një përmbledhje faktesh e deklaratash të mendjeve më të shquara të njerëzimit për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. Kur merret parasysh koha, ky libër i dalë tani shumëfishon vlerën e tij; në këtë kohë paragjykimi dhe keqinterpretimi i Islamit, Kuranit dhe Muhamedit a.s. është rritur shumë, prandaj përmledhja e thënieve/dëshmive vlerësimdrejta të të urtëve gjatë gjithë historisë për Islamin, Kuranin dhe Muhamedin a.s. patjetër se përbën një punë që meriton respekt dhe përkushtim.

**Besnik Jaha**